# DITURIA ISLAME

REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE
NUMËR 338 • VITI 32 • JANAR 2019 • XHUMADEL-ULA 1440 • ÇMIMI 1 €

- Besimi në botën e ahiretit si motiv për një jetë më të mirë
- Kushtet e ixhtihadit



POZITA E KUDSIT (JERUSALEMIT) NË ISLAM



Hans Küng për Muhamedin a.s. thotë:

*"Nuk mund ta mohojmë se* ***Muhamedi*** *a.s. është udhëzimi i vërtetë për shpëtim."*



Dr. Hans Küng është teolog bashkëkohor zviceran, i cili ndër të tjera është i njohur për bindjet e tij se Isai/Jezusi ishte vetëm një profet.

## Në këtë numër:







**DITURIA ISLAME**
REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

Boton:
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.

**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani

**Redaksia:**
Ahmet Sadriu, mr. Ramadan Shkodra, mr. Azmir Jusufi, Mustafë Hajdari, mr. Ejup Haziri, mr. Vaxhide Bunjaku, mr. Vedat Shabani dhe dr. Valon Myrta.

**Sekretar në redaksi:**
Mr. Rexhep Suma

**Lektor & Korrektor:**
Ilmi Rexhepi

**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani

**Adresa:**
Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë.

Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com

**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $

**Shtypi:**
Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*



“Sikur të donte Zoti yt, do të besonin të gjithë ata që gjenden në tokë. Vallë, ti do t’i detyrosh njerëzit të bëhen besimtarë?!” (Junus, 99)

# S’ka imponim në fe

*Kurani fisnik tregon se ndryshimi te një populli mund të arrihet vetëm përmes vullnetit të brendshëm të bijve të atij populli dhe, më pas, pasojnë faktorët e jashtëm që ndikojnë pozitivisht në atë ndryshim: “Allahu nuk e ndryshon gjendjen e një populli përderisa ai popull nuk e ndryshon vetveten.” (Er Rad, 11)*

*Sipas pretendimeve tendencioze, njerëzit u detyruan dhe u shtrënguan me tehun e shpatës që të zgjedhin mes Islamit apo mbytjes, pra ose të bëheshin myslimanë ose do t’u këputej qafa! Këto të pavërteta i hedhin poshtë mësimet e Islamit, i përgënjeshtron realiteti historik si dhe vetë historianët objektivë orientalistë.*

*Konfrontimet dhe luftërat mes myslimanëve dhe njerëzve të librit nuk ishin për shkak të fesë së tyre dhe nuk synonin që t’i detyronin ata të hynin me forcë në Islam, sepse kjo gjë është e papranueshme në Islam. Konfrontimet që ndodhën më vonë përfaqësojnë një qëndrim politik, një kundërreagim ndaj qëndrimit të shtetit islam.*

*Mësimet e Islamit e mohojnë kategorikisht detyrimin në fe. Askush nuk konsiderohet mysliman i vërtetë nëse nuk bazohet në bindje të thella dhe në liri për të zgjedhur. Nuk lejohet që dikush të detyrohet me forcë të bëhet mysliman, sepse Zoti nuk e pranon një gjë të tillë. Allahu i Gjithëfuqishëm thotë: “S’ka shtrëngim në fe, sepse tashmë është dalluar e drejta nga e shtrembra!” (El Bekareh, 256).*

*Edhe ajeti tjetër që është shpallur në formë pyetëse mohuese thotë: “Sikur të donte Zoti yt, do të besonin të gjithë ata që gjenden në tokë. Vallë, ti do t’i detyrosh njerëzit të bëhen besimtarë?!” (Junus, 99).*

*Lufta kurrë nuk ka qenë mjet për t’i detyruar njerëzit që të pranojnë Islamin. Lufta ka qenë mjet për t’i larguar myslimanët nga Islami që nga koha e Ebu Xhehlit në Mekë. Thomas Arnold thotë: “Të krishterët që jetojnë ende në vende myslimane janë dëshmi më e mirë e kësaj tolerance”.*

*Shpata nuk ka qenë mjet për përhapjen e Islamit. Me shpatë mund të përfitohet apo të pushtohet një vend, por nuk mund të hapet apo të pushtohet zemra e njeriut. Hapja e zemrave dhe depërtimi tek ato kërkon që të bindet mendja, të ndriçohet zemra me dritën hyjnore, të përfitohen emocionet dhe të ndikohet psikologjikisht pronari i tyre.*

*I Dërguari i Zotit, Nuhi a.s., sikurse na rrëfen Kurani fisnik, i tha popullit të tij: “Ai (Nuhu) tha: ‘O populli im, mendoni pak! Nëse unë mbështetem në një provë të qartë që më ka ardhur nga Zoti im dhe, nëse nga ana e Tij më ka ardhur një mëshirë, e cila është fshehur nga sytë tuaj, a mund t’ju bëjmë ta pranoni me detyrim (provën), kur ju e urreni?” (Hud: 28).*

*Islami nuk e detyron askënd që të bëhet mysliman hipokrizisht duke fshehur mosbesimin në zemër. Kjo, sepse besimi bazohet në bindje të palëkundshme, pa kurrfarë shtirje apo hipokrizie.*

*Dr. Ajni Sinani*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "El-Hashr" – (8)

## Emrat e bukur të Allahut

*"Ai është Allahu, përveç të Cilit nuk ka Zot tjetër (të denjë për adhurim). Ai është Sunduesi, i Shenjti (i pastër nga çdo e metë), Paqedhënësi, Dhënësi i sigurisë, Mbikëqyrësi, i Plotfuqishmi, Mbizotëruesi, i Madhërishmi. I lartësuar është Allahu nga ajo që ia shoqërojnë (në adhurim)! Ai është Allahu, Krijuesi, Shpikësi, Formësuesi. Të Tij janë emrat më të bukur; Atë e lartëson çka ka në qiej e në tokë. Ai është i Plotfuqishmi dhe i Urti" – (El-Hashr, 23-24)*

هُوَ اللَّهُ الَّذِي لَا إِلَٰهَ إِلَّا هُوَ الْمَلِكُ الْقُدُّوسُ السَّلَامُ الْمُؤْمِنُ الْمُهَيْمِنُ الْعَزِيزُ الْجَبَّارُ الْمُتَكَبِّرُ سُبْحَانَ اللَّهِ عَمَّا يُشْرِكُونَ ﴿23﴾ هُوَ اللَّهُ الْخَالِقُ الْبَارِئُ الْمُصَوِّرُ لَهُ الْأَسْمَاءُ الْحُسْنَىٰ يُسَبِّحُ لَهُ مَا فِي السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضِ وَهُوَ الْعَزِيزُ الْحَكِيمُ ﴿24﴾

## Koment:

*23. Ai është Allahu, përveç të Cilit nuk ka Zot tjetër (të denjë për adhurim). Ai është Sunduesi, i Shenjti (i pastër nga çdo e metë), Paqedhënësi, Dhënësi i sigurisë, Mbikëqyrësi, i Plotfuqishmi, Mbizotëruesi, i Madhërishmi. I lartësuar është Allahu nga ajo që ia shoqërojnë (në adhurim).*

Vazhdojmë të jemi në shoqëri të emrave të bukur të Allahut, të cilët na dëftojnë për madhështinë e Tij krijuese. Ajeti i 23-të fillon poashtu me përmendjen e njërit prej emrave më të mëdhenj të Allahut (Allah), duke dëshmuar se nuk ka të adhuruar tjetër të denjë për adhurim përveç Tij. Ai Veten e ka cilësuar me shumë emra dhe cilësi, të cilat dëftojnë për madhështinë e Tij. Këta Emra të Bukur të Tij, janë përmendur nëpër shumë prej ajeteve kuranore, sikur këta që jemi duke i komentuar. Emri i parë që përmendet në këtë ajet, pas emrit më madhështor "ALLAH", është emri:

### EL-MELIKU Sunduesi

Ky emër i Allahut, në këtë formë, është përmendur pesë herë në Kuran dhe nënkupton se Allahu është sundues dhe zotërues i çdo gjëje. Ai sundon tërë Universin, të cilin Vetë e ka krijuar, me sundim të vërtetë e të mirëfilltë. Askush nuk mund t'i përzihet në këtë sundim. I lartësuar është në Madhërinë e Tij sunduese. Këtë sundim të



Tij e shoqëron fuqia, sepse nuk mund të jetë sundues, po të mos ketë forcë, ashtu siç ka thënë Vetë në Kuran: *"I madhëruar është Ai, në dorën e fuqisë së të Cilit është i tërë sundimi dhe Ai ka fuqi mbi çdo send." – (El-Mulk, 1)*

Sundimi i Tij nuk përfundon kurrë, ndryshe nga mbretërit e kësaj bote, sundimi i të cilëve është i përfundueshëm. Ai është *"Malikul mulki vel melekut"*, dhe çdo gjë i është nënshtruar sundimit-mbretërimit të Tij hyjnor.

Në dua e cila përmend këtë emër të bukur të Allahut, e gjejmë në ajetet 26-27 të sures Ali Imran: *"Thuaj: "O Allah, Sundues i çdo sendi, Ti ia jep pushtetin atij që do dhe ia heq prej dore pushtetin atij që do, e lartëson atë që do dhe e përul atë që do. Çdo e mirë është në dorën Tënde, vërtet, Ti ke mundësi për çdo gjë! Ti e fut natën në ditë dhe Ti e fut ditën në natë, Ti nxjerr nga i vdekuri të gjallin dhe nga i gjalli të vdekurin dhe Ti e begaton pa masë atë që do."*

## EL-KUDDUSU-

### i Pastri , i Shenjti, i Shndritshmi

Ky emër i bukur i Allahut, në Kuran është përmendur në dy ajete, në suren *"El-Hashr"*, përkatësisht në këtë ajet, të 23-të, të cilin jemi duke e komentuar, dhe në suren *"El-Xhumuatu"*, ajeti 1. Ndërsa i Dërguari i Allahut, pasi që përfundonte namazin e Vitrit, thoshte tri herë: *"Subhane-l Meliki-l Kuddus"*.

Në aspektin gjuhësor, fjala "kadese" ka dy kuptime: pastërti-shenjtëri dhe begati. Me kuptim të pastërtisë dhe të shenjtërimit ka ardhur në ajetin 30, të sures El-Bekare: *"(Kujto,o Muhammed) Kur Zoti yt u tha engjëjve: "Unë po krijoj (po caktoj) një mëkëmbës në tokë"! Ata thanë: "A do të vësh atje dikë që do të bëjë çrregullime e do të derdhë gjak në të, ndërkohë që Ne të madhërojmë, të lavdërojmë (shenjtërojmë) dhe të lartësojmë ashtu si të takon Ty!" Ai tha: "Unë di atë që ju nuk dini!"*

Ndërsa me kuptimin e begatisë, ka ardhur në ajetin 21, të sures *"El-Maide"*: *"O populli im, hyni në tokën e shenjtë (të begatshme), të cilën Allahu jua premtoi, dhe mos u ktheni mbrapa, pse atëherë do të ktheheni të dëshpëruar."*

Emri i bukur i Allahut *"El-Kuddus"*, nënkupton pastërtinë dhe shenjërinë absolute, që do të thotë se për Qenien e Tij është e paqëndrueshme t'i atribuohet ndonjë dobësi a mangësi.

Duke u nisur nga kuptimi i pastërtisë dhe i shenjtërisë, edhe Qabeja e ndritshme është quajtur "Bejtul-Mukaddes", që nënkupton vendin e shenjtë e të pastër, ku besimtarët pastrohen prej gjynaheve.

Po ashtu, Xhibrili a.s. është quajtur me emrin "*Ruhul-Kudus*", sepse është i pastër dhe i lartë në grada te Allahu, meqë ishte i ngarkuar t'ua përcillte Shpalljen pejgamberëve të Allahut

Duaja me këtë emër të bukur të Allahut, na është përcjellë nga Aishja r.a., e cila thotë: I Dërguari i Allahut në ruku dhe sexhde lutej e thoshte: *"Subbuhun, Kuddusun, Rabbul melaiketi ve-r-Rruh"- "I Madhërishëm dhe i Shenjtë është Zoti i melaikeve dhe i Xhibrilit".*

> **Siguria, qetësia dhe paqja e mirëfilltë, mund të vijnë vetëm nga Allahu, që është Paqedhënës, që ofron siguri dhe sjell qetësi shpirtërore. Në Dorën e Tij është i tërë sundimi. Ai edhe fenë, të cilën e zgjodhi për mbarë njerëzimin e quajti "Islam", që do të thotë paqe-siguri.**

## ES-SELAMU

### Paqedhënësi – Paqesjellësi

Pa dyshim, ky emër i bukur i Allahut, është një prej emrave më madhështorë të Tij. Është emër që simbolizon paqen, qetësinë, shpëtimin, dashurinë dhe fisnikërinë e Tij hyjnore. Është përmendur vetëm një herë në Kuran, pikërisht në këtë sure, *"El-Hashr"*, ajeti 23.

Siguria, qetësia dhe paqja e mirëfilltë, mund të vijnë vetëm nga Allahu, që është Paqedhënës, që ofron siguri dhe sjell qetësi shpirtërore. Në Dorën e Tij është i tërë sundimi. Ai edhe fenë, të cilën e zgjodhi për mbarë njerëzimin e quajti *"Islam"*, që do të thotë paqe-siguri.

Njërin prej kateve të Xhenetit e quajti *"Daru-s-Selam"-"Shtëpia e Paqes"*, ndërsa fjala e parë e mirëseardhjes për xhenetlitë, do të jetë *Selami*: *"E ata që ishin të devotshëm ndaj Zotit të tyre, sillen në grupe te Xheneti e kur arrijnë aty, dyert e tij i gjejnë të hapura dhe roja e tij u thotë atyre: "Selamun alejkum" - qofshi të shpëtuar, ishit të pastër, andaj hyni në të, aty do të jeni përgjithmonë." – (Ez-Zumer, 73).*

Nga duatë e Resulullahit s.a.v.s. me këtë emër është edhe kjo: *"Allahumme ente-s-Selamu, ve minke-s-Selamu, tebarekte ve tealejte ja Dhel Xhelali vel Ikram." – "O Allah! Ti je Paqedhënësi, Prej Teje vjen paqja e siguria. I bekuar dhe i lartësuar je vetëm Ti o Zot i Madhërishëm dhe Fisnik!"*

## EL-MU'MINU Siguridhënësi, Mbështetësi dhe Mbajtësi i premtimit

Allahu i madhërishëm nuk e thyen kurrë premtimin e Vet, që do të thotë se në Ditën e Gjykimit, Ai do t'i mbrojë dhe sigurojë robërit e Vet të sinqertë nga ndëshkimi i zjarrit.

Ky emër i bukur i Allahut është përmendur vetëm një herë në Kuran, pikërisht në këtë sure *"El-Hashr"*, ajeti 23. Ky emër i ka dy kuptime: Allahu mban premtimet ndaj të dërguarve të Vet, dhe i mbështet ata me mrekulli, kurse kuptimi i dytë e që është më i pranuari nga ana e dijetarëve, është: Allahu është Ai që jep siguri, qetësi, përkrahje dhe do t'i mbrojë e sigurojë robërit e Vet edhe në këtë botë, në jetën e varrezave-në Berzah dhe pa dyshim, në Ahiret, nga zjarri i Xhehenemit.

Në lidhje me sigurinë e besimtarëve në këtë botë, Allahu xh.sh. thotë*: "Atyre që besuan dhe besimin e tyre nuk e ngatërruan me besim të kotë, u takon të jenë të sigurt dhe ata janë në rrugë të drejtë." – (El-En'am, 82).*

Ndërsa siguria e Tij në jetën e varrezave për besimtarët, është portretizuar në ajetin 27 të sures *"Ibrahim"*: **"***Allahu i forcon ata që besuan me fjalë të fortë (të mirë) në jetën e kësaj bote po edhe në botën tjetër..."*

Kurse sa i përket Ditës së Kiametit, Allahu xh.sh. do t'i fusë robërit e Vet të sinqertë në hijen e mëshirës dhe të sigurisë së Tij, kur thotë: *"...dhe ata do të jenë të siguruar (mbrojtur) prej tmerrit të asaj dite." – (En-Neml, 89).*

Edhe emri *"mu'min"- besimtar*, në një mënyrë nënkupton se ai që është i denjë për këtë emërtim, nga ai reflektohet vetëm siguri për të tjerët. Besimtar i vërtetë është ai nga dora dhe gjuha e të cilit janë të siguruar myslimanët e tjerë. Kështu na mëson i Dërguari i Allahut.



Ndërsa një nga duatë e Pejgamberit a.s., që ndërlidhet me këtë emër të bukur të Allahut, apo me sigurinë, është edhe kjo që transmetohet nga Ebu Seid el Hudriu kur thotë: "Në Ditën e Hendekut, i thamë Resulullahit s.a.v.s.: o i Dërguar i Allahut! Çfarë të themi, kur të jemi më së ngushti (në gjendje frike e pasigurie)? Ai tha: *"O Allah, na mbulo të metat dhe na ofro qetësi e siguri (nga çdo gjë që na frikëson)!".*

## EL-MUHEJMINU Mbizotëruesi, Mbikëqyrësi

Ky emër i bukur i Allahut, i cili është përmendur vetëm një herë në Kuranin fisnik, nënkupton se Allahu është Mbikëqyrës dhe Mbizotëruesi çdo gjëje që ndodh në këtë ekzistencë. E tërë kjo gjithësi, është nën vrojtimin e kontrollin e Tij të përhershëm. Në gjuhën arabe, fjala *"El-Muhejminu"* nënkupton: Siguruesin, Dëshmitarin, Mbrojtësin, Kontrolluesin dhe Mbizotëruesin.

Besimtari duhet ta stolisë karakterin e vet me këtë emër të bukur të Allahut, duke vënë kontroll ndaj vetvetes dhe ndaj djallit të mallkuar, i cili na cyt dhe na nxit vazhdimisht për punë të liga. Ai që e përmban veten, ai do të jetë i shpëtuar.

Është përcjellë nga disa njerëz të devotshëm kjo dua: *"O Allah! Unë të lutem me emrin tënd "El-Muhejminu" – Mbizotërues ndaj gjithçkaje dhe Mbizotërues mbi çdo gjë, që të më mundësosh të kontrolloj e të mbizotëroj nefsin, epshin dhe ligësinë time, dhe të ma forcosh Imanin!"*

## EL-AZIZU Fuqiploti, Madhështori

Emri i bukur i Allahut *"El-Aziz"*, shpreh madhështi, fuqi dhe mbizotërim mbi çdo gjë në këtë ekzistencë. Fuqia e Tij mbulon këtë gjithësi dhe askush nuk është i barabartë me Fuqinë e Tij.

Atë që Ai e përkrah dhe e fuqizon, nuk ka kush që mund ta përdhosë a ta nënçmojë: *"Thuaj: "O Allah, Sundues i çdo sendi, Ti ia jep pushtetin atij që do dhe ia heq prej dore pushtetin atij që do, e lartëson atë që do dhe e përul atë që do..." – (Ali Imran, 26).*

Ky emër i bukur i Allahut është

Ky emër i bukur i Allahut "El-Aziz", çdo besimtari i jep forcë dhe e vesh me petkun e krenarisë. E ne, sot më tepër se kurrë, kemi nevojë të ngarendim pas kësaj krenarie, të cilën e kemi humbur me fajin dhe neglizhencën tonë.

përmendur 60 herë në Kuran. Në disa ajete ka ardhur i shoqëruar me emrin tjetër të Allahut *"El-Hakim-I Urti"*me atë*"El-Alim-I Gjithëdijshmi"*, me emrin tjetër *"Er-Rrahim-Mëshirëploti"*etj.

Ky emër i bukur i Allahut *"El-Aziz"*, çdo besimtari i jep forcë dhe e vesh me petkun e krenarisë. E ne, sot më tepër se kurrë, kemi nevojë të ngarendim pas kësaj krenarie, të cilën e kemi humbur me fajin dhe neglizhencën tonë. Të parët tanë, kur krenoheshin vetëm me besimin e pastër në Allahun, ishin prijatarë të botës në shkencë dhe në kulturë, kurse sot pothuajse jemi zhveshur në tërësi, nga të tilla parime, duke ngarendur pas iluzioneve të kësaj bote. Për shkak të kësaj, gati sa nuk jemi shndërruar në robër të pasioneve, duke garuar për pasuri e ndërtime e jo për devotshmëri dhe parime.

Kur ne ta kuptojmë se krenaria dhe fuqia është e tëra prej Allahut, ndoshta në një të ardhme të afërt, do ta gjejmë veten pjesë të këtij ajeti: *"...e tërë krenaria i takon Allahut, të dërguarit të Tij dhe besimtarëve" – (El-Munafikun, 8).*

Nga duatë e të Dërguarit të Allahut që na janë përcjellë me emrin e bukur të Allahut*"El-Aziz"*, është edhe kjo dua: *"La ilahe il-la Allahu el Vahidu-l Kahhar...Rabbus-s-semavati vel erdi ve ma bejnehuma, El-Azizu-l Gaffar" – Nuk ka zot tjetër pos Allahut. I Vetëmi Ngadhënjimtar (Mposhtës),...Zot i qiejve dhe i Tokës dhe çfarë ka në mes tyre, i Gjithëfuqishëm dhe Mëkatfalës".*

## EL-XHEBBARU

### i Gjithëfuqishmi, Madhështori, Mbizotëruesi ndaj çdo gjëje

Ky emër i bukur i Allahut është përmendur vetëm një herë në Kuran dhe nënkupton se Ai është Madhështori që imponon vullnetin e Tij dhe çdo krijesë i nënshtrohet vetëm madhërisë së Tij.

I Dërguari i Allahut shpeshherë e bënte, thoshte: *"I Lartësuar qofsh o Allah, Pronar i Madhështisë, i Sundimit dhe i Lartësisë"*

## EL-MUTEKEBBIRU

### i Madhërishmi

Edhe ky emër i bukur i Allahut dëfton për madhështinë e Tij. Kjo madhështi nuk mund të matet e as të krahasohet me të perceptuarit e mendjes njerëzore, sepse Allahu është i Madhërishmi, Madhështori, i Vetmi i denjë për madhërim dhe lartësim. Allahu xh.sh. nëpërmjet këtij emri, tregon se është i Lartmadhërishëm, mbi të gjitha krijesat dhe tërëekzistencën.

Lartmadhërimi është i denjë për Allahun, gjë të cilën nuk mund ta pretendojë asnjë prej krijesave, qoftë engjëll, xhin apo njeri.

Nga njerëzit e devotshëm dhe të dashur tek Allahu, na është përcjellë kjo dua: *"O Allah! Unë të lutem me emrin Tënd të madh: El-Mutekebbiru-I Madhërishëm, që të më furnizosh me respekt ndaj të dashurve të Tu, dhe me krenari e madhështi kundër armiqve, sepse të tregohesh i madh ndaj mendjemëdhenjve, është sadaka, ashtu siç është respekti ndaj të devotshmëve sadaka."*

*24. Ai është Allahu, Krijuesi, Shpikësi, Formësuesi. Të Tij janë emrat më të bukur; Atë e lartëson çka ka në qiej e në tokë. Ai është i Plotfuqishmi dhe i Urti!*

Edhe ajeti i fundit i sures *"El-Hashr"*, fillon me përmendjen e emrit Allah, i Cili është emër i përveçëm dhe përfshin të gjithë emrat dhe kuptimet e Lartmadhërisë së Tij. Ndërsa emri i bukur i Allahut në vijim të këtij ajeti është:

## EL-HALIKU

### Krijuesi

Ky emër i bukur i Allahut është përmendur vetëm një herë në Kuran, pikërisht në këtë ajet, të 24-tëtë sures *"El-Hashr"*, dhe nënkupton se Allahu, i Cili e ka krijuar këtë ekzistencë, nga mosqenia, ështëKrijuesi i vetëm, i Plotfuqishëm dhe i Pashoq.

Allahu është Krijuesi madhështor dhe askush nuk ka mundësi ta imitojë e as t'i bëjë rivalitet në këtë segment. Në lidhje me pamundësinë që njerëzit të jenë si Zoti, Ai në Kuran thotë:*"Vërtet ata që po i adhuroni në vend të Allahut, ata nuk mund të krijojnë asnjë mizë, edhe nëse tubohen të gjithë për të, e po ashtu, nëse miza ua rrëmben atyre ndonjë send, ata nuk do të mund ta shpëtojnë atë prej saj. I dobët është edhe lutësi edhe i luturi." – (El-Haxh, 73).*

Allahu i ka lavdëruar të gjithë ata që meditojnë rreth asaj që ka krijuar i Gjithëpushtetshmi:

*"Për ata që Allahun e përmendin me përkujtim kur janë në këmbë, kur janë ulur, kur janë të shtrirë dhe thellohen në mendime rreth krijimit të qiejve e të tokës (duke thënë): Zoti ynë, këtë nuk e krijove kot, i lartësuar je, ruana prej dënimit të zjarrit." – (Ali Imran 191).* dhe: *"I lartë është Allahu, më i miri Krijues!" - (El-Mu'minun, 14)*

Nga duatë e Resulullahit s.a.v.s., që ndërlidhen me këtë emër të bukur të Allahut, është edhe kjo: *"Allahumme kema ahsente halki, fahsin huluki- O Zoti im! Ashtu siç e përsose (zbukurove)_ krijimin tim, përsose (zbukuroje)edhe moralin tim!"*

## EL-BARIU

### Filluesi-Shpikësi

Ky emër i bukur i Allahut është përmendur 3 herë në Kuran, njëherë me këtë emërtim në ajetin 24 të kësaj sureje, dhe dy herë në ajetin 54 të sures El-Bekare: *"Dhe kur Musai popullit të vet i tha: "O populli im, me adhurimin e viçit (në vend të Zotit), ju i bëtë*



*zullum vetvetes, pra pendohuni para Krijuesit tuaj, dhe mbyteni vetveten. Kjo për ju është më së miri te Krijuesi juaj. E Ai jua pranoi pendimin tuaj, Ai është mëshirues, ndaj pranoi shumë pendimin."*

Emri *"El-Bariu"* dëfton se Allahu xh.sh. i krijoi krijesat pa ndonjë model dhe Vullneti i Tij është zbatuar dhe zbatohet nëpërmjet urdhrit hyjnor: *"Bëhu!"*.Pasi që i krijoi krijesat, Ai i përsosi ato, duke u dhënë formë dhe pamje.

## EL-MUSAVVIRU

### Formëdhënësi-Formësuesi

Ky emër i bukur i Allahut është përmendur vetëm një herë në Kuran në trajtë gramatikore të emrit, ndërkohë si kuptim është shprehur me folje edhe disa herë të tjera si në: Ali Imran-6; Gafir-64; Et-Tegabun, 3 etj.

Allahu është Ai i Cili u dha formë të gjitha krijesave e ndër to dalloi njeriun, si krijesën më fisnike, të cilën e krijoi në formën më të bukur.

Allahu xh.sh, e përsosi çdo gjë që krijoi, duke i dhënë formë të veçantë çdo krijese. Megjithatë, në krijimin e fytyrave të njerëzve, vërehet mrekullia e krijimit, sepse nga miliarda njerëz në këtë botë, përfshirë edhe ata që kanë qenë para nesh, po edhe ata që do të vijnë pas nesh, nuk mund të gjesh dy fytyra të njëjta, përveç nëse janë binjakë nga një vezore e vetme. Madje, përveç fytyrës, asnjë nga njerëzit nuk i ka të njëjta as majat e gishtërinjve (papilarët), madje as tonin e zërit, i cili ndryshon nga njëri te tjetri.

Krijoi qiellin dhe tokën, ujin dhe planetët, kodra e dete, lugina e lartësi, krijoi natën dhe ditën, krijoi jetën dhe vdekjen, krijoi natyrën me tërë koloritin e saj të mahnitshëm, por mbi të gjitha, krijoi njeriun dhe e zgjodhi mëkëmbës të Tij në Tokë.[1] I Lartësuar qofsh në Madhërinë Tënde o Allah, që përsose çdo gjë në këtë krijim!

## EL-AZIZU

### Fuqiploti, Madhështori

Meqë e komentuam më parë këtë emër të bukur të Allahut, mund vetëm të shtojmë se, pa fuqinë e Tij, nuk mund të ndodh asnjë proces në këtë ekzistencë.

## EL-HAKIIM

### i Urti

Allahu xh.sh. me urtësinë e Vet, cilësi që përkon me madhështinë dhe përsosmërinë e Tij hyjnore, mbikëqyr dhe udhëzon krijesat. Ai është i Urti, i Dijshmi, i Drejti dhe i Gjithëmëshirshmi.

## Porosia e ajeteve 23-24

- Allahu i Madhërishëm nëpërmjet emrave të Tij të Bukur, sikur dëshiron të na nxitë që ne të stolisim karakterin tonë me madhështinë e këtyre emrave apo cilësive të Tij. Të ndihemi të mëshirshëm, të dhembshur, të fuqishëm, krenarë me përkatësinë tonë fetare, të devotshëm etj.

- Ai na bën me dije se është Sunduesi dhe Poseduesi i çdo gjëje në këtë Univers (El-Meliku). Ai është i Pastri dhe i Shenjti (El-Kuddusu), pa ndonjë të metë a mangësi. Është Paqesjellësi (Es-Selamu), Siguruesi dhe Mbrojtësi (El-Mu'minu) i çdo besimtari gjatë jetës, vdekjes dhe ringjalljes së tij. Ai ashtu siç i ka fuqizuar të Dërguarit e Tij me mrekulli, ai po ashtu do ta realizojë premtimin e Tij ndaj besimtarëve. Ai e mbikëqyr dhe mbizotëron çdo proces në këtë ekzistencë (El-Muhejminu). Është i Gjithëfuqishëm (El-Azizu), e lartëson kë të dojë dhe e ul kë të dojë dhe ka pushtet mbi çdo gjë. Ai është Madhështori (El-Xhebbaru) dhe i Lartmadhërishmi në madhështinë e Vet (El-Mutekebbiru).

- Allahu është i pastër nga çdo mangësi që ia përshkruajnë idhujtarët. Të Tij janë emrat dhe cilësitë më të bukura e më të përsosura. Ai është Krijuesi absolut (El-Haliku) i tërë asaj që e quajmë ekzistencë. Është Shpikësi (El-Bariu), që krijoi e shpiku çdo gjë nga pafillimësia, qiejt, tokën, engjëjt, exhinët, njerëzit etj. Është Formësuesi apo Formëdhënësi (El-Musavviru) i Cili çdo gjëje i dha formë, duke dalluar ndër krijesat, njeriun të cilin e krijoi dhe e formësoi në formën më të bukur. Ai është i Gjithëfuqishmi (El-Azizu) dhe i Urti (El-Hakimu) për çdo gjë.

- Sipas shumë transmetimeve nga i Dërguari i Allahut, emri më i Madh i Allahut, gjendet në ajetet e fundit të sures "El-Hashr".[2] *(*Fund)

*1. Taxhuddin Nevfel, Esmaullahi-l Husna, Giza-Egjipt 1998, f. 69-74. 2. Et-Tefsirul Munir, vëll. 28, f. 489.*

Mr. Muhidin Ahmeti

# Fotografia e përgjithshme dhe mjerimi moral

A është rroba jonë vetëm mbrojtje fizike e trupit tonë? A është ajo zbukurim i pamjes së jashtme? Mbulim i defekteve trupore? Paraqitje që është përcaktimi ynë jetësor? Dëshmim i shijes së mirë? Demonstrim i pasurisë dhe forcës? A e dëshmon njeriu i zhveshur se është i mjerë?

A mundet të shoqërohet në mënyrë të barabartë njeriu i zhveshur me të veshurin? Përse njeriu është lakuriq? Përse e zgjodhi të jetë lakuriq? Përse njeriu lakuriq dhe gruaja lakuriqe janë "aq shumë të vlefshëm"? Përse ofrohen pamje të tilla, përse prodhohen aq shumë? Përse reklama për pantallona xhinse bën thirrje për epsh? A nuk dinë, vallë, bashkëqytetarët tanë për udhëzimin e Zotit për tërheqshmërinë e burrit dhe të gruas?

Vallë, a duhet udhëzuar kështu sikur nuk kemi bërë asnjë hap më tej nga vizatimi i njeriut në murin e shpellës? A mund të mbrohemi nga ky agresion lakuriqësie? A ka rrugë demokratike për mbrojtje? Kujt mund t'i drejtohemi? Bashkësisë Evropiane apo OKB-së, forumeve për të drejtat e njeriut...? Vallë, si ka mundësi, pas gjithë atyre shekujve të përparimit njerëzor, t'i durojmë ata që, përballë të gjitha mundësive, zgjedhin atë më të ulëtën, instinktiven.

> **Ku u zhduk turpi? Përse e dëbuam atë mbrojtës të trupit dhe shpirtit? Duke mbrojtur trupin, a e mbrojmë pavarësinë tonë? A mund të jetë i pavarur njeriu lakuriq jo vetëm nga shiu, dielli, të ftohtët? A është rob njeriu lakuriq?**

Përse femrat e mbuluara prej kokës deri në këmbë, i konsiderojmë jonormale? Përse i etiketojmë? Përse u drejtojmë fjalë ofenduese dhe sharje? Përse ato me "minifunde" i konsiderojmë normale? Përse disa konsiderojnë që të mbuluarit dhe të mbuluarat janë të rrezikshëm?

Përse të zhveshurit mendojnë se kanë të drejtë të zbulohen, e ata që janë të veshur nuk paskan të drejtë të mbulohen? Përse disa burra duan që gratë e tyre të jenë të mbuluara, e të huajat të zbuluara? Vallë, a nuk e dimë se asnjëherë nuk jemi vetëm?

Ku u zhduk turpi? Përse e dëbuam atë mbrojtës të trupit dhe shpirtit? Duke mbrojtur trupin, a e



mbrojmë pavarësinë tonë? A mund të jetë i pavarur njeriu lakuriq jo vetëm nga shiu, dielli, të ftohtët? A është rob njeriu lakuriq? A janë sot gratë lakuriqe dhe burrat lakuriqë më të mjerët robër të historisë?

## A jetojmë në rendin botëror skllavopronar?

A e zgjedh njeriu që të jetë rob? Përse njeriu lakuriq nuk bërtet, kur është lakuriq? A nuk e ofendon kjo gjendje? Përse njeriu, duke pasur një dhuratë kaq me vlerë – trupin -e jep falas? Përse nuk janë të vetëdijshëm që atë dhuratë e kanë marrë për një kohë të caktuar? Përse shesin një gjë që nuk është pronë e tyre? A mos vallë trupin e kemi krijuar vetë që të mund ta shesim? A nuk meritojnë respekt këmbët tona që na bartin, duart tona që i shërbejnë trupit tonë dhe vendit, duart që ndërtojnë, gjoksi i grave që ushqen fëmijët e tyre, a nuk u shërben për nder dhe a nuk meriton respekt, të paktën nga vetë ato? Përse atëherë e zbulojnë para mijëra e qindra mijëra anonimësh? Cili fëmijë fatzi do të ushqehej nga një gjoks i zbuluar?

## Përse ofendojmë trupin tonë

A na lejohet të ofendojmë veprën e Zotit? Përse njeriu është aq kryeneç? Mos, vallë, për shkak të bukurisë që krijoi Zoti? Mos, vallë, i vetmi kriter i respektimit të trupit tonë është dhembja? Mos, vallë, vetëm dhembja është kriter i respektimit të vetes sonë, të vlerave tona, dhuratave dhe begative me të cilat na furnizoi Zoti i Dashur? Përgjigjja, fatkeqësisht është pozitive. Shumë tragjedi dhe katastrofa që kanë ndodhur në histori e ndodhin edhe sot, janë rezultat i anarkisë morale dhe i shkeljes së ligjeve dhe dispozitave të Allahut xh. sh. (Shih:Esh-shura, 30; Er-Rrum, 419 dhe El-Bekare, 229). A duhet vallë ta durojmë këtë agresion?

**Rrugët, parqet, ndërtesat, shkollat, fakultetet, televizioni, prezantuesit, estrada, teatri, aktorët, autobusët etj.., fatkeqësisht, gjithnjë e më shumë u përngjajnë plazheve të detit.**

Prandaj, ne, pasuesit e Kuranit fisnik dhe Pejgamberit të fundit të Zotit – Muhamedit a.s., u bëjmë thirrje njerëzve që të vetëdijesohen dhe të shprehin pakënaqësinë e tyre kundër pornografisë së të gjitha llojeve. Apelojmë tek qytetarët tanë që të mbrohen nga ky agresion i pamëshirshëm, i paskrupullt i lakuriqësisë dhe imoralitetit. Kjo është në të mirën e tyre, të familjeve dhe fëmijëve të tyre, se përndryshe ndëshkimi do të jetë po aq i pamëshirshëm sa edhe vetë agresioni pornografik.

## "Kulti i lakuriqësisë"

Fillimi i ditëve të nxehta në vendin tonë, shquhet nga një invazion dhe vërshim i lakuriqësisë me përmasa të tmerrshme. Të fillojmë nga vetvetja! Të jemi me moral, që të mbetemi normalë. Lakuriqësia, fatkeqësisht, është bërë një dukuri e vështirë për ta anashkaluar në shoqërinë tonë. Provokojnë sytë, zemrat dhe qetësinë e njerëzve normalë... Rrugët, parqet, ndërtesat, shkollat, fakultetet, televizioni, prezantuesit, estrada, teatri, aktorët, autobusët etj.., fatkeqësisht, gjithnjë e më shumë u përngjajnë plazheve të detit. Mesazhet e reklamave në televizion, vërtet, janë bërë mesazhe të shkurtra filmike përplot me nxitje epshore, dhe aty, përveç lakuriqësisë, prostitucionit dhe perversitetit, promovohen ushqimi, pija, rrobat, cigaret, alkooli, kozmetika etj..

Gazetat dhe revistat, gjithashtu, gjithnjë e më shumë promovojnë lakuriqësinë dhe imoralitetin. Televizori, si media më e fuqishme në kohën bashkëkohore, është vërshuar nga lakuriqësia dhe imoraliteti. E çfarë të themi për vërshimin e telenovelave dhe serialeve të ndryshme, të cilat paraqesin dhe promovojnë lakuriqësinë, prostitucionin, dhunën, jetën e alkoolistit, narkomanit, homoseksualit, lesbikes, si dhe format



më drastike të perveristetit dhe sjelljeve devijante.

Serialet e tilla shfaqin realitetin e një kulture dhe qytetërimi të bastarduar moralisht e të shthurur deri në përmasa të pa imagjinuara, ku nuk merren parasysh dhe nuk respektohen kurrfarë normash dhe kriteresh etike morale dhe etike njerëzore. Aty tregohet tërë destruktiviteti dhe çoroditja e familjes "moderne", që, përmes disa televizioneve tona, të gjitha problemet e asaj familjeje mbarten edhe tek familja jonë shqiptare.

Vërshimi i shundit edhe në fjalë, edhe në poezi, edhe në muzikë, edhe në veshje, edhe në stilin e bontonit, - bëri që në botën e shumë gjeneratave të reja të humbet çdo rëndësi e vlerës së vërtetë, shpirtërore, morale dhe estetike. Sot, mund të flitet lirisht, jo vetëm për mjerimin shpirtëror, po edhe për mjerimin e lakuriqësisë trupore. Njerëzit nuk janë të vetëdijshëm se jetën e tyre të përditshme e mbikëqyrin grupe të mëdha me influencë, të cilat përmes masmediave vërshojnë me simbole të seleksionuara e të organizuara mirë, funksioni i të cilave nuk është që ta informojnë botën, veçse t'i shfrytëzojnë nevojat e botës. Duke mos përfillur detyrën e nënës, ai e privoi gruan nga funksioni i saj themelor, i pazëvendësueshëm. Si rezultat i pashmangshëm i kësaj lakuriqësie që ka përfshirë shoqërinë tonë, është edhe shfaqja e imoralitetit në të gjitha format e tij, edhe tek pjesa më vitale e kombit - tek rinia shqiptare.

**Njerëzit nuk janë të vetëdijshëm se jetën e tyre të përditshme e mbikëqyrin grupe të mëdha me influencë, të cilat përmes masmediave vërshojnë me simbole të seleksionuara e të organizuara mirë, funksioni i të cilave nuk është që ta informojnë botën, veçse t'i shfrytëzojnë nevojat e botës.**

## Nga po shkon rinia jonë?

Kush është fajtor për jo-moralin dhe lakuriqësinë e rinisë sonë? Kush është fajtor për atë që sot po ndodh në mesin e nxënësve të shkollave tetëvjeçare e të mesme, në mesin e rinisë sonë?! Ç'është ajo që rrënon dhe shkatërron bukurinë, si atë fizike ashtu edhe atë morale të rinisë sonë? Për këtë gjendje do të mund të shtroheshin një varg i tërë pyetjesh, por t'i kërkojmë përgjigjet.

Faktori kryesor, pa mëdyshje, është papërgjegjësia e prindërve. Është për të ardhur keq që shumica e tyre kanë braktisur edukimin e fëmijëve të tyre dhe, derisa janë të vegjël, nuk merren fare me ta, duke i lënë krejtësisht të lirë, e kur rriten dhe fillojnë të bëjnë vepra të këqija, ankohen e hidhërohen pse i kanë fëmijët të tillë dhe fajin e kërkojnë tek tjerët. Le të mos i vendosim linjat mbrojtëse kundër të këqijave që i vijnë rinisë në vetë linjën e frontit, po t'i tërheqim shumë më përpara.

T'i edukojmë fëmijët në fe derisa janë në kopsht, apo në shkollën fillore, që të mësojnë për ekzistimin dhe respektimin e autoritetit suprem- Allahut të Lartësuar. Nga respektimi ndaj Zotit, do të lindë edhe respektimi ndaj prindit, të moshuarit, edukatorit, mësuesit. Të mos e lëmë këtë për në shkollën e mesme dhe në fakultet, sepse atëherë mund të jetë vonë, se ajo është vija e parë e konfrontimit ku lufta zhvillohet ballë për ballë.

E kur armiku të arrijë deri aty, atëherë lufta është edhe e vështirë, edhe e pasigurt, dhe duhen bërë sakrifica të mëdha. Fëmijët tanë janë pasuri e paçmueshme, por edhe prova dhe sprova jonë dhe vetëm prej nesh varet a do të jemi në krye të detyrës dhe përgjegjësisë. Nëse jemi plotësisht të vetëdijshëm për këtë, e për fat të keq shumica e myslimanëve nuk janë, duhet t'i kushtojmë shumë më tepër kujdes moralit të fëmijëve tanë, të cilët në çdo hap i ekspozohen çdo lloj pornografie përmes televizionit, shtypit, internetit, e madje edhe në vendet publike.

Pasoja e kryeneçësisë dhe vazhdimësisë së njeriut në të keqen dhe e tejkalimit të së lejuarës, është shfaqja e sëmundjeve seksuale, disa prej të cilave janë vdekjeprurëse, e të tjerat lënë pasoja të tmerrshme për shëndetin, madje shkaktojnë sterilitetin dhe një mori defektesh. Vetëm disa prej tyre janë: sida, sifilizi, gonorreja, hepatiti. Vetëm nga Sida në botë vdesin rreth 40 milionë persona të infektuar, të cilët presin ilaçin që nuk është gjetur ende. Nga viti në vit ky numër rritet në mënyrë marramendëse.

I vetmi shpëtim për njerëzimin është aplikimi i dispozitave islame dhe mbrojtja nga marrëdhëniet jashtëmartesore dhe prej çdo gjëje që Allahu ka ndaluar, sepse ato janë të dëmshme dhe nuk janë në interesin e njeriut, veçse kundër njeriut dhe natyrës së tij.

## Ruajtja e vetës dhe familjes nga xhehenemi

Këtu dëshiroj në mënyrë të veçantë të tërheq vëmendjen për rrezikshmërinë e dërgimit të fëmijëve tanë, si atyre të shkollës së mesme, ashtu edhe atyre të shkollës tetëvjeçare, në verimet e përziera një ditore dhe njëjavore, ekskursionet e maturës, udhëtimet dhe kampingjet e ndryshme. Udhëtimet e tilla pa praninë e prindërve shpesh janë rrethana për



raste të çnderimit të fëmijëve tanë. (Shih:Et-Tahrim, 6).

Gjithsesi që disa kufizime dhe ndalesa duhen imponuar nga ana e vetë prindërve, të cilët para të gjithëve janë kompetentë dhe përgjegjës që të bëjnë diçka për të ruajtur dhe mbrojtur nderin dhe dëlirësinë e fëmijëve të tyre. Ky është hapi i parë dhe më i rëndësishmi që duhet ndërmarrë. Nëse lejojmë që fëmija ynë të vijë vonë në shtëpi, e neve nuk na intereson ku dhe me kë ka qenë, ose i lejojmë vajzës sonë të lakuriqësohet dhe nga veshja të kalojë çdo masë të mirësjelljes, atëherë kjo është alarmante dhe e tmerrshme. Prindërit janë përgjegjësit kryesorë. Ata duhet të vendosin disa norma dhe rregulla për fëmijët e tyre. Normat dhe kufizimet janë për njerëzit, nuk janë për kafshët, prandaj prindërit duhet t'i kenë parasysh të gjitha këto. Sepse, përndryshe, fëmijët e tyre do t'u dalin jashtë kontrollit dhe pastaj do ta kenë shumë vështirë t'i "kthejnë" përsëri në sistem, e ne e dimë mirë se kush mbetet jashtë sistemit, mbetet jashtë lojës, mbetet i privuar nga të gjitha favoret dhe përparësitë që i ofron sistemi.

## Kulmi i krizës morale

Mund të themi lirisht që në botën bashkëkohore ka një krizë morale për se edhe edukimi moral po bëhet gjithnjë e më aktual. Mendoj se po i afrohemi kulmit të krizës morale, e cila do të ishte, sikur shpesh në histori, simptomë, por edhe përbërës i gjendjes në të cilën sot gjendet bota. Po vjen koha të cilën qysh herët e ka parashikuar Pejgamberi ynë a.s. në hadithin e tij, duke i paralajmëruar ashabët me fjalët: "Si do të veproni kur gratë t'i përkushtohen zinasë (prostitucionit), e rinia të zhytet në sharje dhe kumar?", i pyeti Pejgamberi (s) ashabët e tij. "Vallë, a mund të vijë ajo kohë, o i Dërguari i Allahut?", e pyetën ata. Muhamedi a.s. tha: "Mundet edhe më keq." "Vallë, a mund të jetë edhe më keq?", e pyetën përsëri. "Mundet. Atëherë kur nuk do ta urdhëroni të mirën, e nuk do ta ndaloni të keqen" – tha Pejgamberi i Allahut. "Vallë a mund të vijë ajo kohë?" – e pyetën përsëri ashabët. "Mundet edhe më keq. Atëherë kur të mirën do ta konsideroni të keqe, e të keqen të mirë.""A mund të vijë ajo kohë, o Pejgamberi i Allahut?" – për së treti herë e pyetën ashabët. "Mundet. Kur do të urdhëroni të keqen e të ndaloni të mirën. Atëherë edhe njerëzit tuaj më të ditur nuk do të mund të gjenden (nuk do të dinë çfarë të bëjnë)"- u përgjigj Pejgamberi ". Sa të mëdha dhe sa madhështore janë këto fjalë të Pejgamberit të Allahut! Ato nxitin admirim dhe forcojnë bindjen tonë e besimin tonë në vërtetësinë e pejgamberllëkut të tij. Mirëpo, ato gjithashtu shkaktojnë edhe shqetësim dhe frikë, sepse, si duket, ato po realizohen pikërisht në kohën tonë, në kohën e cila, në një anë karakterizohet nga një përparim i paimagjinueshëm shkencor e teknologjik, e nga ana tjetër, nga devijimi dhe shkatërrimi edhe më i paimagjinueshëm moral, që kërcënon të rrënojë çdo potencial dhe vlerë shpirtërore te njeriu si krijesa më e përkryer e Allahut. Ky hadith sikur vërtet flet për kohën tonë. Si duket, Dita e Gjykimit është gjithnjë e më afër, sepse gati të gjitha parashenjat e vogla janë shfaqur. Transmeton Enes Ibn Maliku, që Pejgamberi a.s. ka thënë: "Nga parashenjat e Ditës së Kiametit janë: do të zhduket dija, do të vendoset padituria, do të pihet alkooli dhe do të përhapet zinallëku!" (Buhariu).

Të jetuarit dhe të mbijetuarit e gjinisë dhe civilizimit njerëzor, kontinuiteti i njeriut si mëkëmbës i Allahut, në shumë gjëra varet nga pastërtia e moralit. Sipas mësimeve që vijnë nga Kurani, popujt, civilizimet përpara nesh janë shkatërruar, para se gjithash, për shkak të imoralitetit dhe gjynaheve që kishin bërë. Shembuj të qartë për këtë janë populli i Lutit dhe popuj të tjerë.

## Bëj mirë dhe kundërvihu së keqes

Është e njohur ajo shprehja që thotë: "Ai që e njeh veten, e ka njohur edhe Zotin e vet". Po, ai që e njeh Zotin, e ka njohur veten. Në kërkim të suksesit dhe lumturisë, njeriu, pra, duhet të zgjedhë rrugën më të drejtë, e ajo është "që njerëzit t'i masë sipas vetes, d.m.th. të gjykojë për ta ashtu si do të gjykonte për vetveten". Jeta njerëzore në këtë botë nuk është e kotë dhe e pakuptimtë. Ajo është dhënë në kontekstin e jetës më të lartë, jetës që i ka hije njeriut. Ajo është jeta me simbolin e ngadhënjimit mbi çdo gjë destruktive, jetë e cila dallon nga ajo animale. Në këtë mënyrë ai realizon dimensionin e jetës së kësaj bote, e cila dallon nga ajo animale dhe me të cilën futet në harmoninë e ligjeve që zotërojnë në kozmos.

*(1) Hfz. Ismet Spahiç, Hutbe, Sarajevë, 2000. (2); Mr. Hamid Indzic, Islam – sveobuhvatni sistem zivljenja, Travnik, 2002, str. 218; (3) N. Horizonti, 52/2003., f.18; (4) Avni Aliu, Muhidin Ahmeti, Të rinjtë dhe narkomania, Gjilan, 19995; (5) U. Sheh Ibrahimovic, Fuqia e besimit përsosmëri shpirtërore, Shkup, 1983; (6) Halil Mehtic, Vazovi, Zenica, 2004; (7) Zehra – Revistë për familjen dhe shoqërinë, nr. 7/2002, Sarajevë; (8) www.sehur.net (9)ww.sadervan.com (10) www.dzemat-oberhausen.de (11) www.rijaset.net (12) www.bosnjakinja.net*

Dr. Ejup Haziri

# Ngritja e gishtit tregues gjatë teshehudit (1)

Katër shkollat juridike janë kompakte se ngritja e gishtit në teshehud është e legjitimuar, bazuar në tekstet e shumta profetike rreth kësaj çështjeje. Madje rreth kësaj dijetarët nuk kanë polemizuar, por janë njëzëri të pajtimit se ngritja e gishtit është legjitime.

## Hyrje

Ngritja e gishtit tregues apo lëvizja e tij gjatë teshehudit është prej çështjeve që është aktualizuar tejmase në vendin tonë, pa përjashtuar as vendet e tjera. Ndonëse kjo çështje rreth mënyrës së ngritjes së gishtit dhe vendit ku ngrihet gishti, ka qenë objekt diskutimi përgjatë gjithë historisë islame, ajo është aktualizuar në kohën e fundit dhe ka marrë një kahje tjetër, ngase është paraqitur një formë e ngritjes së gishtit dhe janë sulmuar format e tjera. Është shumë normale të mbrohet një mendim, por e palogjikshme dhe jo e arsyeshme të mohohen apo sulmohen format e tjera.

## Dispozita e ngritjes së gishtit

Nuk ka dyshim se është polemizuar tejmase rreth asaj se ku bëhet ngritja e gishtit tregues në namaz dhe si bëhet. Duke u mjaftuar me ngritjen e gishtit apo duke e lëvizur atë? Në realitet ngritja e gishtit tregues është sunet dhe lënia e ngritjes së gishtit tregues nuk e shfuqizon namazin dhe nuk ia humb aspak vlerën dhe peshën e tij. Mirëpo, dijetarët duke u bazuar në tekstet e shumta profetike rreth ngritjes së gishtit, kanë arritur në përfundimin se është më parësore dhe më e vlefshme të praktikohet ngritja e gishtit tregues sesa lënia e tij. Mirëpo, një sunet i tillë nuk guxon të përdoret nga disa praktikues dhe të krijohen përçarje. Tekefundit, në rast të përçarjeve, më e vlefshme është të lihet ky sunet sesa të praktikohet!

## Mënyrat e ngritjes së gishtit

Katër shkollat juridike janë kompakte se ngritja e gishtit në teshehud është e legjitimuar, bazuar në tekstet e shumta profetike rreth kësaj çështjeje. Madje rreth kësaj dijetarët nuk kanë polemizuar, por janë njëzëri të pajtimit se ngritja e gishtit është legjitime. Ajo që dijetarët nuk janë pajtuar dhe që kanë polemizuar është çështja se kur duhet ngritur gishti? Gjatë përmendjes së emrit të Allahut? Gjatë ndonjë duaje-lutjeje? A duhet lëvizur ai apo vetëm duhet ngritur?

Hanefitë janë të mendimit se ngritja e gishtit tregues bëhet vetëm një herë gjatë teshehudit dhe kjo vetëm kur fillon shqiptimi i fjalës "La ilahe". "La ilahe" është formë mohuese që nënkupton mohimin e çdo krijuesi përveç Allahut dhe gjatë shqiptimit të saj, gjuha mohon çdo qenie tjetër përveç Zotit e gishti ngrihet duke pohuar e dëshmuar në një Zot të Vetëm e të Pashoq!Më konkretisht, gishti ngrihet kur shqiptohet fjala "La ilahe", ndërsa ulet te shprehja"ilAllah". Ky njëherazi është opinioni zyrtar i shkollës hanefite, ndonëse përbrenda kësaj shkolle ka edhe mendime të tjera, sikur mendimi se gishti ngrihet atëherë kur shqiptohen fjalët: "Eshheduen la ilahe ilAllah". Hanefitë bëjnë edhe shpjegimin se si bëhet ngritja e gishtit, duke pohuar se gishti i vogël dhe ai afër tij lidhen (bashkohen për grushti), gishti i madh vendoset mbi gishtin e mesëm (kokë për koke), ndërsa gishti tregues ngrihet në drejtim të kibles, vetëm një herë gjatë uljes në teshehud. Këtu duhet përmendur edhe një fakt që haset përbrenda literaturës hanefite, sikurse që mund të vërehet edhe tek namazfalësit e që ka të bëjë me shtrirjen e gishtërinjve të dorës së djathtë (pa i mbledhur ata) gjatë dëshmisë (shehadetit) kur gishti tregues ngrihet. Ibën Abidini pasi që flet gjatë për këtë çështje, tregon se realisht kjo çështje ka ardhur si pasojë e disa mendimeve të juristëve hanefitë aty nga shekulli i dhjetë.

Malikitë janë të mendimit se lejohet lëvizja e gishtit, madje pjesa më e madhe e tyre e shohin si të preferuar lëvizjen e gishtit gjatë teshehudit, duke filluar nga fjala:

"et-Tehijatu lilahi" e deri tek fjala: "Abduhu ve resulu." Gjersa pas teshehudit, sipas tyre, gishti nuk lëvizet, pa marrë parasysh a është çështja te duaja apo te salavati ndaj Pejgamberit a.s. Lëvizja e gishtit, sipas tyre, rikujton gjendjet e namazit, ngase ajo është e lidhur ngushtë me zemrën e sa herë që lëviz gishti, zemra ndien dridhje dhe kujdesi (i namazliut) shtohet. Thjesht, sipas tyre, lëvizja e gishtit ia largon gafletin-pakujdesinë dhe e bën të jetë më pranë namazit.

Shafitë janë të mendimit se gishti tregues ngrihet kur të fillojë shqiptimi i fjalës "ilAllah", gjegjësisht te pohimi se nuk ka zot tjetër përpos Allahut, ngase aty është pohimi i vërtetë. Realisht qëndrimi i hanefitëve me shafitët ka pak dallime dhe në substancë mund të llogaritet edhe si një mendim i përafërt, ngase që të dyja shkollat me kolosët e tyre parashohin ngritjen e gishtit gjatë dëshmisë dhe dallimi mes tyre është se hanefitë janë të mendimit se gishti ngrihet kur shqiptohen fjalët që mohojnë zot tjetër përveç Allahut, ndërsa shafitë mendojnë se gishti ngrihet te pjesa e dytë, atëherë kur të shqiptohet shprehja "ilAllah" që pohon se përveç Allahut nuk ka zot tjetër! Ajo që është e rëndësishme tek këto dy shkolla juridike është fakti se që të dyja janë të mendimit se gishti nuk lëvizet, por vetëm ngrihet, ngase nuk ka argumente autentike që vërtetojnë lëvizjen e gishtit!

Hanbelitë kanë dy qëndrime të njohura; i pari: Gishti ngrihet (nuk lëvizet) gjatë teshehudit disa herë, sa herë përmendet emri i Allahut. I dyti: Gishti ngrihet vetëm një herë dhe kjo sipas disa dijetarëve është mendimi kryesor i Ahmed ibën Hanbelit.

Sido që të jetë, pjesa dërrmuese e dijetarëve dhe shkollave juridike janë të mendimit se gishti duhet të ngrihet e jo të lëvizet, madje kjo shumicë absolute parashohin ngritjen e gishtit vetëm një herë, gjatë shehadetit. Pjesa tjetër janë të ndarë mes ngritjes së gishtit te përmendja e Allahut dhe lëvizjes së gishtit. Ajo që vlen të potencohet është fakti se edhe brenda shkollave si malikite dhe hanbelite, disa dijetarë prej tyre kanë mendim të njëjtë me shkollën hanefite apo shafite. Ibën Rushdi që konsiderohet njëri ndër dijetarët më të mëdhenj nga shkolla malikite, pasi që përmend çështjen e gishtit se a duhet të lëvizet apo vetëm të jepet sinjalizim me të, gjegjësisht të ngrihet, ai tekstualisht shprehet në favor të ngritjes së gishtit e jo të lëvizjes. Ai thotë: "(dijetarët) Polemizuan rreth lëvizjes së gishtit për shkak të ethereve të ndryshme në këtë çështje, mirëpo ajo që është e vërtetuar dhe e dëshmuar është fakti se tekstet tregojnë se ai (Pejgamberi a.s.) vetëm e ngrinte gishtin (nuk e lëvizte)." Mendim të njëjtë me Ibën Rushdin ka edhe kolosi tjetër malikit, Ibnu-l Arebij, i cili arrin në përfundimin se ajo që është vërtetuar nga tekstet tregon se gishti ngrihet e nuk lëvizet.

## Gishti ngrihet, por nuk lëvizet!

Hadithet që flasin për ngritjen e gishtit gjatë teshehudit janë të shumta dhe ato transmetohen nga transmetues të shumtë që përshkruajnë se i Dërguari i Allahut e ngrinte gishtin tregues gjatë uljes në namaz. Thuajse të gjitha hadithet flasin rreth një gjëje; ngritjes së gishtit. Vetëm njëri transmetim flet për lëvizjen e gishtit e ai transmetim siç do ta shtjellojmë më poshtë ka defekte dhe kundër-



shtohet nga dijetarët dhe kolosët e ummetit!

Përcillet nga Zubejr ibën Avami: Na ka treguar Muhamed ibën Mamer ibën Ribij el-Kajsij, na ka treguar Ebu Hisham el-Mahzimij, nga AbdulVahidi (i cili është i biri i Zijadit), na ka treguar Othman ibën Hakimi, na ka treguar ‘Amir ibën Abdullah ibën Zubejri, e ky nga babai i tij i cili ka thënë: “I Dërguari i Allahut kur ulej në namaz, këmbën e majtë e vinte mes kofshës dhe nëngjurit të tij, përderisa këmbën e djathtë e shtrinte. Dorën e majtë e vendoste në gjurin e majtë, ndërsa dorën e djathtë mbi kofshën e tij dhe bënte shenjë me gishtin e tij.”

Ky hadith flet për ngritjen e gishtit, një herë të vetme, ngase është përdorur koha e kaluar (وَأَشَارَ), e cila sinjalizon për një veprim të vetëm e të papërsëritshëm e jo koha e tashme që do të sinjalizonte për një veprim të vazhdueshëm e të përsëritshëm. Pra,termi i përdorur është mjaft i qartë dhe komentimet e tjera mund t’ia humbin kuptimin real të kësaj fjale.

Hadithi që flet për ngritjen e gishtit përcillet nga djali i Zubejr ibën Avamit, Abdullah ibën Zubejri: Na ka treguar Ibrahim ibën el-Hasen el-Missisij, na ka treguar Haxhxhaxhi nga Ibën Xhurejxhi, ky nga Zijadi, ky nga Muhamed ibën Axhlan, ky nga Amir ibën Abdullahi, e ky nga Abdullah ibën Zubejri, i cili ka përmendur se: “I Dërguari i Allahut bëri shenjë me gishtin e tij (e ngrinte atë) kur lutej e nuk e lëvizte atë.”

Ka disa hadithe të kësaj natyre që flasin për ngritjen e gishtit dhe lutjet nëpërmjet tij, sikurse hadithi i Abdullah ibën Omerit, i cili është në koleksionin e Muslimit: Na ka treguar Muhamed ibën Rafi’ dhe Abd ibën Humejdi, na ka treguar Abdurrezaku, na ka informuar Ma’meri, nga Ubejdilah ibën Omeri, ky nga Nafiu e ky nga ibën Omeri: “Se i Dërguari i Allahut kur ulej për namaz (gjatë teshehudit), duart i vendoste mbi gjunjët e tij, e ngrintegishtin e dorës së majtë dhe bënte dua nëpërmjet tij...”

Të kësaj natyre na përcillen transmetime nga Ebu Hurejre, Sa’d ibën ebi Vekkasi dhe nga të tjerë që sinjalizojnë për ngritjen e gishtit, lutjen nëpërmjet tij, ku disa prej tyre kishin ngritur nga dy gishtërinj gjatë lutjes, e më pas i Dërguari i Allahut i mësoi se duhet ngritur vetëm njëri gisht.



Na ka treguar Muhamed ibën Beshshari i cili tha: “Na ka treguar Safvan ibën Isa dhe tha: Na ka treguar Muhamed ibën ‘Axhlani nga el-Ka’kai, ky nga Ebu Salihi, e ky nga Ebu Hurejre se një njeri gjersa falej lutej me dy gishta, atëherë i Dërguari i Allahut ia ktheu: “Vetëm me njërin, vetëm me njërin.”

Në transmetimin tjetër qëndron: Na ka treguar Zuhejr ibën Harbi, na ka treguar Ebu Muavijeh, na ka treguar el-A’meshi, nga Ebu Salihi, ky nga Sa’d ibën ebi Vekkasi i cili thotë: “Kaloi i Dërguari i Allahut pranë meje e unë lutesha me dy gishtërinj e ai më tha: “Vetëm me njërin, me njërin.” E ai sinjalizoi me ngritjen e gishtit tregues.” Praktikisht i Dërguari i Allahut i kishte treguar atij se lutja me dy gishtërinj nuk është prej traditës së tij dhe se kërkohet që lutja të bëhet vetëm me njërin gisht! Mirëpo këtu domosdo shtrohet pyetja se çfarë nënkuptohet me termin dua-lutje në këto hadithe?

Disa e kanë shpjeguar termin “dua” në hadithet e ardhura dhe kanë thënë se me të është për qëllim sinqeriteti dhe njëshmëria, duke u bazuar në një transmetim të Abdullah ibën Abasit, të cilin e kishin pyetur rreth qëllimit të ngritjes së gishtit në ulje gjatë namazit, ai u ishte përgjigjur se “ai është sinqeriteti (الإخلاص)”. Mendimin e ibën Abasit e sqaron edhe më shumë Muxhahidi, i cili gjatë një shtjellimi të kësaj çështjeje qe shprehur: “Lutja bëhet kështu (dhe ngriti gishtin tregues në shenjë demonstrimi - ed-dua hakedha)”. Praktikisht, sipas këtij mendimi, gishti tregues ngrihet dhe me të synohet lutja që në vete shpreh madhërim të posaçëm ndaj Allahut dhe sinjalizon për njëshmërinë e Tij, si Krijues i vetëm absolut, të Cilin çdo gjë e adhuron dhe e madhëron, ngase Ai është meritori!

*(vijon)*

Dr. Besim Arbanashi

# Besimi në botën e ahiretit si motiv për një jetë më të mirë

Njeriu, e vetmja krijesë fizike të cilën e preokupon e ardhmja dhe fundi final i tij. Ai është kurreshtar të dëgjojë e të dijë rreth rrjedhës së ndodhive pas përfundimit të tij nga kjo botë

Mëshira e Allahut nuk e la krijesën njeri në enigmë e të hutuar në lidhje me jetën e pastajme dhe ngjarjet e saja, madje jo vetëm që e njoftoi me atë jetë por edhe ia ilustroi detajet e saja në mënyra dhe peisazhe të ndryshme. Bile njohuritë e asaj jete dhe përjetimet e saja ia bëri myslimanit pjesë të fesë dhe kusht nga kushtet esenciale të besimit. Ky kusht është aq i rëndësishëm sa që gati ku do që përmendet në Kur'an e hadith, besimi në Zotin, i bashkangjitet edhe besimi në jetën e pastajme.

Besimi në botën e ahiretit i jep kuptim jetës së njeriut ngase nepërmjet këtij besimi ai e kupton qëllimin e jetës në dunja.

Pa një besim të tillë njeriu do të ndjente një zbrazëtirë, madje edhe kotësi të kësaj jete, prandaj ky besim është i rëndësisë së veçantë për njeriun.

Nga mirësitë e këtij besimi, është edhe ajo se njeriu arrin të kuptojë që jeta e kësaj bote është kalimtare, dhe se ajo merr kuptim vetëm po që se shfrytëzohet si mekanizëm nëpërmjet të cilit arrihet të fitohet mirësia e botës tjetër.

## Besimi në botën tjetër shton ndjenjën e përgjegjësisë së individit

Njeriu që beson se me vdekje nuk mbaron gjithëçka, por se ai kalon në një fazë të "marrjes në pyetje", domosdo është më i vëmendshëm në jetën e kësaj bote, dhe gjithë çka që vepron e bën me vetëdijen se ato nuk shkojnë së koti, mirëpo i nënshtrohen një shqyrtimi që do të vlerësohet në botën tjetër. Kjo ngulit te besimtari ndjenjën e përgjegjësisë për veprimet e veta. Allahu xh.sh. thotë: "A mos mendon njeriu se do të lihet duke mos zënë asgjë (pa kurrfarë përgjegjësie."[1]



Kush është i bindur në botën tjetër dhe beson në të fuqishëm, pa dyshim se do të veprojë punë që shfaqin rrespekt ndaj Allahut, do të motivohet për to, do të ikë nga mëkatet dhe punët e liga duke e jetuar kështu jetën e tij fisnike dhe të lumtur.[2]

Ai që arrinë të kuptojë se çfarë është përgatitur për besimtarët nga mirësitë dhe kënaqësitë e përhershme, pa dyshim që i tilli nuk e konsideron jetën e kësaj bote si gjithçka, është i bindur se ajo është e përkohshme dhe paraqitet në të si asket. I tilli synon ta fitojë botën tjetër, e cila meriton të veprohet për të, të lodhemi për të dhe të derdhet kontributi për hir të saj. Në Kuran qëndron:

"E, përgëzoji ata që besuan dhe bënë vepra të mira se ata do të jenë në xhennete në të cilët rrjedhin lumenj. Sa herë që u jepet ndonjë ushqim nga frutat e tij, ata thonë: "Ky është që me te u ushqyem edhe më parë". Ngase, u sillet ushqim i ngjashëm (vetëm në formë, e jo edhe në shije). Aty do të kenë ata bashkëshorte të pastra dhe aty do të jenë përgjithmonë."[3]

Besimi në botën tjetër dhe ndikimi i tij në në jetën sociale:

Në sferën e jetës sociale, solidaritetit, mirëkuptimit, tolerancës e bashkëjetesës, besimi në botën tjetër është ndër indikatorët më të rëndësishëm pozitiv. Kjo lidhet me porosinë fetare se njeriu nuk është përgjegjës vetëm për raportin e tij personal me Krijuesin, por se atë e presin edhe përgjegjësi ndaj mesit ku jeton e vepron. Madje, shem-

buj nga literatura islame shënjojnë se përmes kujdesit ndaj të tjerëve dhe sjelljes së mirë sociale, njeriu mund të fitojë Xhennetin (duke pasur paraprakisht qëllime të tilla). Në këtë kuptim, kjo shënon një motiv shtesë për rindërtimin e sjelljeve sociale. Thotë Allahu xh.sh. në Kuran: *"Nuk është tërë e mira (e kufizuar) t'i ktheni fytyrat tuaja kah lindja ose perëndimi, por mirësi e vërtetë është ajo e atij që i beson All-llahut, ditës së gjykimit, engjëjve, librit, pejgamberëve dhe pasurinë që e do ua jep të afërmve, bonjakëve, të varfërve, udhëtarëve, lypësve dhe për lirimin e robërve, dhe ai që e fal namazin, e jep zeqatin, dhe ata që kur premtojnë e zbatojnë, dhe të durueshmit në skamje, në sëmundje dhe në flakën e luftës. Të tillët janë ata të sinqertit dhe të tillët janë ata të devotshmit."*[4]

## Besimi në botën tjetër motivim ndaj sfidave dhe sprovave të dynjasë

Në konceptin fetar islam, sfidat dhe sprovat janë një testim që u bëhet besimtarëve për të shpalosur ata besimin e tyre ndaj Zotit Fuqiplotë dhe për të demonstruar fuqinë shpirtërore për ballafaqim me atë që vjen nga ana e Krijuesit. Ky testim është i atillë që besimtarin e radhit në taborrin e durimtarëve dhe të të shpëtuarve, varësisht nga përceptimi dhe sjellja në raport me sprovën. Besimi se në botën tjetër do të shpërblehet durimi ndaj sprovave apo do të fshihet "sevapi" që do të fitohej përmes sprovës, motivon besimtarët që të jenë të durueshëm dhe t'i tejkalojnë sfidat me një bindje të fortë në atë që qëndron mbi sprovën dhe tej sprovës.[5]

Pa një sprovë të tillë nuk do të arrihej shpërblimi i madh në botën tjetër në saje të përballimit të tyre me durim, siq thotë Allahu xh.sh. në Kuran: *"Ne do t'ju sprovojmë me ndonjë frikë, me uri, me ndonjë humbje nga pasuria e nga jeta e edhe nga frytet, por ti përgëzoji durimtarët. Të cilët, kur i godet ndonjë e pakëndëshme thonë: "Ne jemi të All-llahut dhe ne vetëm te Ai kthehemi!" Të tillët janë ata që kanë bekime prej Zotit të tyre dhe mëshirë dhe të tillët janë ata të udhëzuarit."*[6]

Pos tjerash, sprovimet e kësaj bote në raport me jetën tjetër sjellin edhe dobi të tjera, si:

- Shlyerje e mëkateve.
- Ngritje e gradave të xhenetit.
- Shijim i ndjenjës së nevojës për mbështetjen te Zoti i Madhërishëm.
- Hapje e dyerve të pendimit, nënshtrimit dhe përuljes ndaj Tij xh.sh.
- Pasje në kujtesë e njerëzve të sprovuar dhe dhembshuria ndaj tyre.
- Forcim i bindjes në vendimin dhe caktimin e Allahut xh.sh.
- Njohje me realitetin e njëmendtë të kësaj jete.[7]

## Besimi në botën tjetër dhe ndikimi i tij në kontekstin psikologjik

"Fundi" në mendimin njerëzor zakonisht mbjell trishtim, frikë e pasiguri, por jo edhe te besimtarët, të cilët një fenomen të tillë e marrin si normal. Aq më tëpër kur flitet për fund jetësor. Besimi në botën tjetër, si vazhdim i jetës dhe si jetë e pas "dynjasë", motivon një siguri dhe qetësi të rëndësishme për stabilitetin psikologjik.

Në lidhje me këtë Allahu xh.sh. në Kuran thot: *"Kush bën vepër të mirë, qoftë mashkull ose femër, e duke qenë besimtar, Ne do t'i japim atij një jetë të mirë (në këtë botë), e (në botën tjetër) do t'u japim shpërblimin më të mirë për veprat e tyre."*[8]

Tashmë nuk është frika te "fundi" por te ajo se çka kemi vepruar nga mirësitë për ta fituar shpërblimin e përjetësisë? Besimi në vazhdimësinë e ekzistencës në një trajtë tjetër dhe mohimi i fundit jetësor, është një lloj shprese që lë ndikim pozitiv në mendimin njerëzor.

Shpresa për shpërblimin në ahiret i mundëson njeriut një jetë të qetë e të rehatshme në këtë botë. Ai nuk dëshpërohet nga mos arritja e shijimit të të gjitha të mirave të kësaj bote, duke shpresuar në shpërblimin dhe kompenzimin që do t'i dhurohet atij në jetën e pastajme.

Me këtë besim njeriu arrinë që të kënaqet me pak. Në fakt mos ngopja është natyrë e njeriut, ngase i tillë u krijua, por kur ai kujton vdekjen dhe fundin, dhe kupton natyrën e kësaj bote ai kënaqet me pak. E kur njeriu kënaqet me pak, e shijon atë që ka, qoftë ajo edhe e pakët.

Duke besuar në një jetë, e cila është e ndërtuar mbi veprën e njeriut në këtë botë, ajo gjithësesi e motivon atë për punë dhe aktivitet.

## Besimi në botën tjetër dhe ndikimi i tij në aspektet morale

Morali i njeriut është një nga mënyrat që, në bazë të konceptit fetar, njeriu e fiton ose e humb lumturinë e përjetshme. Nga këtu, ky besim motivon moral të lartë shoqëror duke thirrur në pastërti etike, për të fituar kënaqësinë e Zotit në këtë botë dhe në botën tjetër.

Muslimani gjithmonë praktikon normat morale dhe largohet nga ato jo morale nisur nga dëshira për shpërblimin dhe frika nga dënimi i Allahut. Kur ai pajiset me moral të mirë është i bindur plotësisht se Allahu do ta shpërblejë atë me një shpërblim të madhë për këtë. Po ashtu e di se ajo është rruga për në Xhennet. Në hadithin të cilin e transmeton Ebu Hurejre r.a., Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush beson në All-llahun dhe botën tjetër le të mos e dëmton fqiun e tij, kush beson në All-llahun dhe në botën tjetër le të nderojë musafirin e tij, kush beson në All-llahun dhe në botën tjetër le të thotë të mirën ose të hesht".[9]

*1. 75-Kijame: 36. 2. Shih: Abdullah ibn Humejd, "El Iman bil jevmil ahireti ve etheruhu fi hajati el muslimi", Boton: Daru ibën Huzejme, Rrijad, pa vit botimi. 3. 2-Bekare: 25. 4. 2-Bekare: 177. 5. Shih: Dr. Jusuf Kardavi, "Durimi n*ë **Kur'anin Fisnik",** *boton Furkan ISM, Shkup 2002, f. 15 – 22. 6. 2-Bekare: 155-157. 7. http://www.saaid.net/arabic/119.htm. 8. 16-Nahl: 97. 9. E transmeton Buhariu në Sahih, hadithi nr. 5672.*

Dr. Vehbe Zuhajli

# IXHTIHADI (1)
## Kushtet e ixhtihadit

Gjeneratat e para të myslimanëve tekstet nga Kurani dhe hadithi i kuptonin pa kurrfarë vështirësie. Pastërtia e tyre natyrore dhe ndjeshmëria efikase u ndihmonte atyre mjaft në sferën e të kuptuarit të gjuhës arabe dhe të lëmenjve të cilave u qaseshin. Po ashtu, edhe vetë prania e Muhamedit a.s. dhe shpjegimet që i bënte ai të porosive të Allahut, bëri që të mos ndihej nevoja për vënien e kushteve për ixhtihad.

Gjeneratat e para të myslimanëve tekstet nga Kurani dhe hadithi i kuptonin pa kurrfarë vështirësie. Pastërtia e tyre natyrore dhe ndjeshmëria efikase u ndihmonte atyre mjaft në sferën e të kuptuarit të gjuhës arabe dhe të lëmenjve të cilave u qaseshin. Po ashtu, edhe vetë prania e Muhamedit a.s. dhe shpjegimet që i bënte ai të porosive të Allahut, bëri që të mos ndihej nevoja për vënien e kushteve për ixhtihad.

Madje ata (gjenerata e parë myslimane/fj. e përk.) në ixhtihad inkuadroheshin në raste shumë të rralla. Megjithëkëtë, asnjë shekull, që nga fillimi i Islamit e deri sot, nuk mbeti pa muxhtehidë. Ixhtihadi ruan kontinuitetin dhe aktualitetin e Ligjit të Zotit - Sheriatit dhe i jep fleksibilitet atij e përmes tij mund t'u përgjigjet të gjitha sprovave dhe rrethanave të kohës bashkëkohore.

**ASNJË SHEKULL, QË NGA FILLIMI I ISLAMIT E DERI SOT, NUK MBETI PA MUXHTEHIDË**

Si i tillë, Islami bashkërendon atë që është pozitive dhe konstruktive, natyrisht po qe se nuk bien ndesh me Kuranin dhe as me rregullat e vëna ligjore islame, si dhe me parimet etike të komunikimit islam. Mirëpo, meqë mprehtësia e depërtimit në fshehtësitë e gjuhës arabe humbi aftësinë e saj, dhe meqë njerëzit filluan të humbnin ndjenjën për ta kuptuar shpirtin e ligjit islam (Sheriatit), lindi nevoja për vënien dhe instalimin e rregullave dhe kushteve të përgjithshme për ixhtihad, të cilat do të mbështeteshin në burimet islame. Duhet theksuar se një përkufizim i këtillë nuk është bërë për qëllime të kufizimit të individëve, gjegjësisht që të mos merret askush me ixhti-



had ose për t'i larguar dijetarët nga ixhtihadi, po është bërë pikërisht me qëllimin që në çështje të ixhtihadit nuk mund të inkorporohet askush tjetër, përveç ekspertëve që kanë njohuri të thellë në lëmenj të shkencave islame. Prandaj ishte e domosdoshme vënia e kushteve të tilla, të cilat t'i plotësojë doemos çdonjëri nga dijetarët që dëshirojnë të merren me ixhtihad. Përgjithësisht, këto kushte kërkojnë njohjen e gjuhës arabe, të burimeve sheriatike (mesadir) dhe qëllimeve sheriatike (mekasid). Juristët islamë për ixhtihad kanë vënë këto kushte:

## 1. Njohja e gjuhës arabe

Ajo që është e domosdoshme për muxhtehidin, është njohja e gjuhës arabe. Ky kusht është vënë nga vetë fakti se burimet e Islamit (Kurani dhe Suneti) janë shpallur dhe janë zbritur në gjuhën arabe. Dijetari që nuk e kupton gjuhën arabe, nuk mund t'i kuptojë as dispozitat islame. Duhet të njihen sidomos gramatika e gjuhës arabe, stilistika, më pastaj figurat stilistike në gjuhën arabe, siç janë analogjia, metafora etj., si dhe shprehjet e përgjithshme (amm) dhe shprehjet e veçanta (hass). Duhet theksuar se këtu nuk mendohet që muxhtehidët të jenë medoemos ekspertë të gjuhës arabe dhe t'i njohin të gjitha finesat e gjuhës, siç kanë qenë Sibevejhu, Halili, el-Asmei, el-Xhurxhani, etj.. Jo, do të ishte e mjaftueshme vetëm esencialja, aq sa e përmendëm, me qëllim që t'i njohë sekretet dhe qëllimet e gjuhës arabe, ta ketë të qartë tekstin e përgjithshëm nga ato të veçantat, ta dallojë tekstin me karakter ezoterik nga teksti që ka karakter ekzoterik, si dhe të njohë realitetin dhe domethëniet e transmetuara. Në lidhje me këtë, në mënyrë të hollësishme flet edhe Imam Gazaliu në veprën "el-Mustesfa".

## 2. Njohja e ajeteve që flasin për dispozitat (ajatul-ahkam)

Kurani fisnik është bazë prej nga zhvillohet Sheriati. Prandaj, është e domosdoshme që muxhtehidi t'i njohë ajetet, në të cilat bëhet fjalë pikërisht për këto rregulla. Këtu nuk shtrohet kusht mbamendja e tyre, veçse do të mjaftojë vetëm aq sa ajetet në fjalë t'i ketë parasysh, dhe kjo duke kuptuar domethënien e tyre gjuhësore dhe atë terminologjike.

**BOTA NUK NJEH SISTEM EKONOMIK SI SISTEMI ISLAM NË ZGJIDHJEN E PROBLEMEVE TË TUBIMIT TË PASURISË JOFUNKSIONALE, PA E INVESTUAR PËR PËRMIRËSIMIN E GJENDJES JETËSORE TË SHOQËRISË.**

Imam Gazaliu, Fahrudin er-Raziu dhe Ibn Arebi Maliki janë të mendimit se në Kuran ka pesëqind ajete të këtilla. Për sa i përket njohjes gjuhësore të këtyre ajeteve, kjo mund të arrihet vetëm përmes studimit të gjuhës arabe. Ndërkaq, për sa i përket njohjes së këtyre ajeteve në domethënien terminologjike të juristëve islamë, me këtë nënkuptohet njohja e mënyrës së shprehjes, siç është njohja e kuptimeve të fshehura dhe domethëniee që ndikojnë në rregullat dhe në njohjen e mënyrës së shprehjeve që orientojnë drejt domethënies.

Ashtu siç është njohja e shprehjeve terminologjike dilaletul-ishare (kur shprehja orienton tek diçka tjetër e jo tek ajo që është përmendur me shprehje në shikim të parë (dilaletul-ibareh dhe dilaletul-iktida). Pastaj njohja e veçorive të shprehjes (amm dhe hass) dhe mushterek, muxhmel, mufessir, mubhem, etj.. Njëra nga lëmenjtë më të rëndë të metodologjisë së fik'hut është që të përvetësohet kjo terminologji.

## 3. Njohja e haditheve që flasin për dispozitat

Me këtë nënkuptohet njohja profesionale e porosive të hadittheve, ashtu siç është publikuar në Kuran. Këtu nuk shtrohet si kusht mbamendja e të gjitha haditheve, po dijetari duhet të jetë në gjendje t'i shfrytëzojë, t'i përdorë ato hadithe. Dhe jo vetëm kaq, por ai (muxhtehidi) duhet të posedojë njohuri për përmbledhjet e haditheve dhe për mënyrën si të gjenden ato. Ky është ndër kushtet e domosdoshme të muxhtehidit, sepse Syneti (Praktika profetike e Muhammedit s.a.v.s.) është alternativa që komenton dhe shpjegon Kuranin, madje, përmes Synetit, vihen rregulla të reja, të cilat nuk janë theksuar në Kuran. Në lidhje me këtë sferë, dijetari Ibnul Arebi Maliki thotë se ekzistojnë rreth tre mijë hadithe të këtilla (hadithul-ahkam), sipas të cilave mund të vihen rregulla dhe dispozita sheriatike. Gjithashtu muxhtehidi duhet t'i njohë llojet e haditheve dhe të jetë në gjendje t'i verifikojë hadithet autentike (sahih) nga ato apokrife (mevdu) ose nga ato që janë të kategorisë së dobët (daif), që do të thotë se ai duhet ta njohë medoemos sferën e shkencës së hadithit "xherh ve tadil" (besueshmëria ose jobesueshmëria e transmetuesve të haditheve). Muxhtehidit i lejohet të përdorë zgjidhjet e dijetarëve të besueshëm në këtë sferë, ashtu siç janë: Imam Buhariu, Imam Muslimi, Begaviu dhe shumë shkencëtarë të tjerë të haditheve,

që quhen muhadithinë. Po qe se muxhtehidi ka gjetur në përmbledhjen e haditheve të Buhariut se ai vetë (Buhariu) për ndonjë hadith ka thënë se është autentik (sahih) dhe se transmetuesit janë të besueshëm (sihah), atëherë në këtë rast nuk ka nevojë që ai të hulumtojë personalisht gradën e autenticitetit të hadithit në fjalë. Këtu dijetari, në mënyrë të drejtpërdrejtë, do të shfrytëzojë atë hadith, me qëllim të zgjidhjes apo për të sjellë ndonjë dispozitë a rregull (sheriatike).

## 4. Njohja e teksteve nasih (pezulluese) dhe mensuh (të pezulluara)

Pezullimi ekziston edhe në Kuran, po edhe në Synet. Po qe se dëshirohet të nxirren rregulla të sakta, atëherë është e domosdoshme të njihen ajetet e pezulluara në Kuran, si dhe të njihen hadithet që janë të pezulluara nga hadithe të tjera. Sepse, po qe se muxhtehidi ndërton një rregull mbi një argument të pezulluar, gjegjësisht duke u mbështetur në tekst mensuh (të pezulluar), që do të thotë se fuqia ligjore e tekstit në fjalë është e pezulluar, atëherë në këtë rast rregulli i këtillë nuk do të vlente (batil). Do të ishte e mjaftueshme për muxhtehidin që t'i posedojë librat ku janë shënuar ajetet pezulluese dhe ato të pezulluara, si dhe hadithet pezulluese dhe hadithet e pezulluara, në mënyrë që të pozicionohet në mënyrë të drejtë në hartimin e rregullave.

## 5. Muxhtehidi duhet t'i njohë vendimet që janë marrë përmes konsensusit (ixhma)

Çështjet ose dispozitat që janë zgjidhur më herët përmes ixhmasë (konsensusit), janë çështje të cilat muxhtehidi duhet t'i njohë medoemos. Tërë kjo duhet të bëhet me qëllim që muxhtehidi të mos anashkalojë ixhtihadin e realizuar më parë në lidhje me ato çështje rreth të cilave dijetarët (muxhtehidët) e mëparshëm kanë pasur qëndrime të përbashkëta. Kjo gjë muxhtehidit i ndihmon që të mos marrë ndonjë qëndrim të kundërt me atë të shumicës së dijetarëve (xhumhur). Në librat e jurisprudencës islame ekzistojnë shënimet se për cilat çështje muxhtehidët e ndonjë periudhe kanë pasur qëndrime të njëjta. Pra, çdo muxhtehid duhet t'i njohë këto çështje.

6. Njohja e analogjisë (kijas)

Për muxhtehidin është e nevojshme që t'i përvetësojë aftësitë e përdorimit të analogjisë (kijas-it). Kjo nënkupton që ai do të duhet t'i mësojë kushtet për të shfrytëzuar mekanizmin e analogjisë (kijas), me pjesët përbërëse të kijasit dhe t'a njohë ile-në (shkakun bazë ose motivi i përbashkët në dy çështje, për shkak të së cilës njëra është e ndaluar me tekst/Kuran ose me Synet/. Analoge me këtë, për shkak të motivit të përbashkët (ile), bëhet ndalimi i çështjes që është e njëjtë me të, një gjë që e kemi shpjeguar në fusnotë. Kijasi është bazë e ixhtihadit, prandaj ai që nuk e njeh Kijas-in, nuk mund të merret kurrsesi me ixhtihad.

## 7. Njohja e metodologjisë së jurisprudencës islame (Usuli fikh)

Usuli fik'hu është shtylla kryesore dhe baza e ixhtihadit, ku mbështeten pjesët e tjera të tij. Njohja e argumenteve, mbi të cilat mbështetet ndonjë dispozitë përkatëse, njohja se në çfarë mënyre orienton tek ajo; me urdhër (emr) apo me ndalesë (nehj), me tekst të veçantë apo me të përgjithshëm, - tërë kjo është sferë me të cilën merret metodologjia e fik'hut (usuli-fik'h).



## 8. Njohja e qëllimeve sheriatike (mekasid-sherijje)

Kjo do të thotë se muxhtehidi u përmbahet qëllimeve të përgjithshme që janë vendosur nga Sheriati. Një nga rregullat që jenë vënë përmes Sheriatit, është edhe ajo që interesi i përbashkët të ketë përparësi ndaj interesit individual, dhe gjatë nxjerrjes së dispozitave, muxhtehidi medoemos duhet të mbajë kujdes mjaft të përpiktë. Nëse muxhtehidi gjen tekst, në të cilin mbështetet dispozita përkatëse, atëherë ai (muxhtehidi) duhet ta kuptojë atë në harmoni me qëllimet e Sheriatit, pikërisht ashtu siç e kishte kuptuar Omer Iibn Hattabi r.a. qëllimin e sanksioneve për aktin e vjedhjes - që realizohet me prerjen e dorës, sepse bëhet me qëllim të mbrojtjes së pasurisë së huaj, prandaj këtë dënim ai nuk e zbatoi ndaj vjedhësve atë vit kur mbretëronte uria e madhe, sepse mbrojtja e jetëve të njerëzve ishte më e vlefshme sesa mbrojtja e pasurisë.

## 9. Njohja e kohës në të cilën jetojmë

Ixhtihadi është i ndërlidhur ngushtë me institucionin që merret me dhënien e fetvave (decizion). Nëse muxhtehidi dëshiron të ofrojë ndonjë decizion (fetva), atëherë do të nevojitet edhe një kusht që është mjaft i rëndësishëm. Ai është kushti që muxhtehidi ta njohë situatën për të cilën kërkohet fetva, pastaj të njohë gjendjen psikike të atij që kërkon fetva, dhe përgjithësisht të njohë kohën në të cilën jetojnë.

E domosdoshme është njohja e gjendjes aktuale të kohës në të cilën jeton muxhtehidi. Kështu, pra, përmes përvojës jetësore për nevojën e kohës, ai do të gjejë shumë lehtë një mundësi pozitive, që do të jetë në harmoni më përcaktimet ligjore islame (Sheriatin) dhe me interesat e njerëzve. Nëse ndonjëri nga dijetarët merret me ixhtihad, dhe paraprakisht i kishte plotësuar të gjitha kushtet e parapara, atëherë ixhtihadi i tij do të jetë legjitim dhe i pranuar në Sheriat. Në atë rast, besimtarët janë të detyruar të veprojnë sipas zgjidhjes së ofruar. Nëse ndonjëri nga dijetarët merret me ixhtihad, po nuk i plotëson kushtet e parapara, atëherë ixhtihadi i tillë nuk pranohet dhe duhet të refuzohet plotësisht nga vetë shkaku se ajo zgjidhje del nga personi që nuk ka të drejtë të merret me ixhtihad. Njerëzit e tillë, thjesht, gjërat i vlerësojnë sipas ëndjes së tyre dhe me pretekst që të arrijnë disa qëllime personale të planifikuara. S'ka dyshim se duhet të kundërshtojmë inkuadrimin e personave të tillë në ixhtihad, sepse ato qëndrime dhe ata njerëz janë kundër të vërtetës që e shpalli Allahu i Lartmadhëruar, shih: ( El-Maide, 49). Kushtet e lartpërmendura i dedikohen muxhtehidit mutlak (muxhtehidit absolut), kurse, për sa i përket ixhtihadit për çështje të veçanta, atëherë imponohet kushti vetëm aq sa është i nevojshëm, pra nevojiten njohuri sa për të nxjerrë një rregull për çështjen në fjalë. Këtë mendim e thekson imam el-Gazaliu.

*Marrë nga libri: "Idžtihad u šeriatu",*
*Përktheu: Behxhet Jashari*



Mr. Ekrem Maqedonci

# Maturia dhe bamirësia jonë – kërkesa të Zotit xh.sh.

"O ju të cilët keni besuar, kijani frikën Zotit (në veprat tuaja) dhe (kur flisni) flisni fjalë të matura. Kështu do të ju përmirësohet gjendja juaj dhe ju falen mëkatet tuaja, dhe ta dini se kush i bindet Zotit dhe të dërguarit të Tij ai ka arritur një sukses të madh." (El Ahzab, 70-71)

Nuk ka dyshim se Zoti i Gjithëdijshëm në mënyrën më të mirë projektoi jetën e njeriut dhe caktoi binaret në të cilat duhet të hapërojë e të gjallërojë, dhe tregoi atë që është produktive për ta thënë dhe për ta vepruar. Të gjitha veprat e mira të cilat janë produktive i bëri obligim ose të pëlqyera për t'u vepruar, dhe të gjitha veprat e liga i bëri të ndaluara ose të urryera për t'u vepruar. Qartazi na tregoj se këto norma apo dispozita, apo këto urdhëresa dhe ndalesa shkojnë në favor dhe interes të njeriut për një jetë sa më të dinjitetshme dhe më të mirë. E për të qenë jeta e njeriut sa më e mirë, nuk ka dyshim se rol shumë të rëndësishëm luan maturia dhe bamirësia e tij, ngase nëse njeriu është i matur në jetën e tij, nuk do të pendohet për të bëmat e tij. Për këtë arsye Zoti xh.sh na porositi që në fjalët dhe veprat tona të jemi të matur, të jemi të kujdesshëm në atë që themi dhe veprojmë. Në një ajet kuranor thotë: *''O ju të cilët keni besuar, kijani frikën Zotit (në veprimet tuaja) dhe (kur flisni) flisni fjalë të matura..." (El Ahzab, 70).*

**"Më të vërtetë Zoti më ka obliguar mua që t'ju obligoj ju që t'ia keni frikën Ati dhe mos të flisni përveçse duke qenë të matur dhe të flisni fjalë produktive dhe të dobishme"**

Ebu Musa El Eshariu transmeton se kur Pejgamberit a.s. i zbriti ky ajet kuranor, mblodhi sahabët dhe u tha atyre: "Më të vërtetë Zoti më ka obliguar mua që t'ju obligoj ju që t'ia keni frikën Ati dhe mos të flisni përveçse duke qenë të matur dhe të flisni fjalë produktive dhe të dobishme"[1].

Sigurisht se Zoti i Madhërishëm me këtë ajet deshi të na tregojë se maturia e njeriut në vepër dhe fjalë, është kriteri kryesor që tregon devotshmërinë, ndërgjegjen, karakterin dhe personalitetin e një besimtari që mund të jetë model për të tjerët.

Ngjashëm me ajetin kuranor, edhe Muhamedi s.a.v.s. i kushtoi rëndësi të madhe maturisë në të shprehur dhe në të vepruar. Ai definoi si njeriun më të mirë dhe besimtarin më të sinqertë, atë person i cili nuk ngacmon të tjerët me gjuhën dhe dorën e tij. Ai në një hadith thotë: ''Mysliman i vërtetë është ai person, nga gjuha dhe dora e të cilit janë të sigurt myslimanët"[2].

Vini re: Muhamedi s.a.v.s. gjymtyrët-dorën në të vepruar dhe gjuhën në të shprehur, i cilësoi si kritere matëse për një "besimtar të vërtetë", duke e dalluar besimtarin e tillë nga të tjerët me një lëvdatë shumë meritore. Kjo, për faktin se, nuk mund të jetë besimtar i mirë ai person që atakon të tjerët me gjymtyrët e tij apo me dorën e tij, dhe ngacmon, thumbon e lëndon të tjerët me gjuhën e tij.



## Nga maturia rezulton suksesi

Vërtet, nëse besimtarët janë të matur, në veprat dhe thëniet e tyre, do të ketë rezultate shumë të kënaqshme dhe suksese shumë të mira në shoqëritë islame. Kështu, në mesin e tyre nuk do të ketë urrejtje, nuk do të ketë padrejtësi e as nuk do ketë vëllavrasje. Ta kuptojmë se Zoti Fuqiplotë shumë qartë porositi për maturi në të vepruar dhe në të shprehur dhe shumë qartë i tregoi edhe rezultatet e maturisë, kur tha: *"O ju të cilët keni besuar, kijani frikën Zotit (në veprimet tuaja) dhe (kur flisni) flisni fjalë të matura. Kështu (si rezultat i maturisë suaj) do të ju përmirësohet gjendja juaj dhe ju falen mëkatet tuaja dhe ta dini se kush i bindet Zotit dhe të dërguarit të Tij ai ka arritur një sukses të madh" (El Ahzab, 70-71).*

Nëse me vëmendje shikojmë këtë ajet kuranor, vërejmë se, si rezultate të maturisë, janë theksuar dy gjëra kryesore:

- Përmirësimi i gjendjes, pra ka garantuar përmirësimin e gjendjes së përgjithshme të njerëzisë në këtë dynja, dhe
- Falja e mëkateve, rëndom nëse falen mëkatet atëherë nuk do ketë dënim në botën tjetër[3].

Pra, nga ky ajeti kuranor nënkuptohet se njeriu i cili është i matur, ka rezultate pozitive dhe do të jetë faqebardhës edhe në këtë dynja, po edhe në Ahiret nesër kur do të dalim para Zotit Mëshirëplotë.

**Zoti Fuqiplotë zbriti një sure të tërë që nga kuptimi i saj konkludohet porosia për maturi dhe vepra të mira, duke sinjalizuar se në të kundërtën pason dështimi i njeriut dhe misionit të tij si krijesa më e përsosur në tokë.**

Kurse në një ajet tjetër kuptohet se vërtet fatlum është ai njeri, të cilit i është dhuruar maturia si cilësi e personalitetit të tij, thotë Zoti xh.sh.: *"Zoti i jep maturi atij që do dhe kujt i është dhënë maturia-urtësia atij i është dhënë mirësi e madhe, edhe pse këtë gjë nuk e kuptojnë përveçse njerëzit e mençur."* (El Bekareh, 269).

Të përqendrohemi tek fjala *"mirësi e madhe"* e përmendur në këtë ajet kuranor, e cila fjalë ngërthen në vetvete kuptim shumë të gjerë, ngase mirësi e madhe për njeriun llogaritet çdo sukses pozitiv, në çdo pore të jetës së tij, si në aspektin personal, familjar ashtu edhe atë shoqëror.

## Pamaturia rezulton dështim

Është reale se pamaturia e njeriut, pa marrë parasysh se a është në vepra apo në fjalë, mund të jetë shkaktare për të sjellë dëme marramendëse, si në raportet familjare e farefisnore, ashtu edhe në raportet shoqërore ose kolektive. Madje pamaturia e tij, përveçqë mund të jetë destruktive dhe çrregulluese me të tjerët, mund t'i sjellë dëme edhe vetë personit të pamatur, ngase shumë herë e degradon edhe personalitetin e tij para rrethit ku ai jeton. Pikërisht edhe për këtë arsye, Zoti Fuqiplotë zbriti një sure të tëre që nga kuptimi i saj konkludohet porosia për maturi dhe vepra të mira, duke sinjalizuar se në të kundërtën pason dështimi i njeriut dhe misionit të tij si krijesa më e përsosur në tokë. Zoti i Madhërishëm në Kuranin Famëlartë, në suren El Asr, thotë: *"Pasha kohën! Më të vërtetë njeriu është në një humbje të sigurt, me përjashtim të atyre që besuan, që bënë vepra të mira, që porositën njëri-tjetrin t'i përmba-*



*hen së vërtetës dhe që këshilluan njëri-tjetrin të jenë të durueshëm".*

Edhe pse kjo kaptinë konsiderohet prej kaptinave më të shkurtra në Kuran, në vetvete ngërthen virtyte të cilat janë shkak i fatbardhësisë së njeriut në këtë dhe botën tjetër. Imam Shafiu për rëndësinë e kësaj kaptine kishte thënë: *"Sikur të mos zbriste në Kuran asnjë sure tjetër përveç kësaj sureje, do të mjaftonte".* Imam Shafiu këtë fjalë e tha duke ditur se kjo kaptinë i tregon njeriut se si mund të këtë suksese në jetën e tij ose të jetë i dështuar, duke kuptuar rëndësinë e tri elementeve bazike të konkluduara nga kjo kaptinë:

- Besimin e drejtë dhe të mirëfilltë
- Punimin e veprave të mira
- Kujdesin në gjuhën e tij, të flasë fjalë të vërteta dhe porosi të hairit e produktive.

Në të kundërtën, jeta e njeriut do jetë drejt humnerës së vërtetë, nëse ai nuk ka besim, nuk bën veprat e mira të cilat do t'i shërbejnë atij dhe shoqërisë ku ai jeton dhe nuk flet fjalë të matura e dobishme[4].

## Pas maturisë porositemi për vepra të mira

Veprat e mira janë produkti dhe fryti i njeriut në këtë dynja, në bazë të këtij produkti apo fryti caktohet edhe vendqëndrimi i tij ne ahiret. Pra, njeriu shpërblehet ose ndëshkohet në bazë të veprave të tij, pikërisht për këtë arsye edhe vetë sheriati orientoi njerëzimin kah veprat e mira në mënyrë që të jenë të dobishëm në këtë dynja, dhe ta fitojnë të përjetshmen nesër para Zoti xh.sh. Në këtë kontekst, mund të themi se qëllimi i zbritjes së Kuranit Fisnik ishte që njeriun ta udhëzojë për besim dhe për vepra të mira dhe ta largojë nga të ligat dhe veprat e këqija. Ta bëjë atë të dobishëm për veten e tij dhe për të tjerët. Andaj, nëse shikojmë ajetet kuranore që flasin për nxitjen e njeriut për vepra produktive, janë të shumta. Zoti i Madhërishëm në Kuranin Famëlartë thotë: *"Më të vërtetë ata që besuan dhe bënë vepra të mira, të tillët janë krijesat më të dobishme. Shpërblimi për ta te Zoti i tyre është xheneti nëpër të cilin burojnë lumenjtë, aty janë përgjithmonë. Allahu është i kënaqur me ta dhe ata janë të kënaqur me Të..".* ( El-Bejineh, 7-8). Në këtë ajet shohim qartë se si Allahu Fuqiplotë nxit njeriun për vepra të mira, duke e radhitur atë si krijesën më të mirë në tokë nëse ai është vepërmirë, i premton atij xhenetin si vendshpërblim të përhershëm dhe i tregoj atij se Ai është i kënaqur me të dhe me rezultatet e korrura nga veprat e tij të mira.

Andaj ta mbajmë parasysh se njeriu mbron epitetet e tij si "krijesa më e dalluar në tokë", "krijesa më e dobishme në tokë", "krijesa e cila posedon mendjen dhe intelektin" etj., vetëm me vepra dhe punë të mirë, vetëm me fjalë dhe shprehje të dobishme dhe vetëm me qëndrime e maturi të sakta, në mënyrë që kjo prodhimtari e tij të shkoj në të mirën e njerëzisë dhe të botës mbarë.




## Pas maturisë porositemi në fjalë të mira

Gjuha si mjet komunikimi është mirësi shumë e madhe nga Zoti i Madhërishëm, mirëpo mënyra se ta orientojmë atë në kahje të duhur është lënë në kompetencën tonë. Pa dyshim se shfrytëzimi i saj në të mirë ka një domethënie mjaft të madhe, si rezultat i saj njeriu mund të fitojë dy botët, mirëpo edhe keqpërdorimi i saj mund të sjellë dëme marramendëse, sepse njeriu nganjëherë mund të rrëshqasë me gjuhën e tij më shumë sesa me këmbët e tij. Për këtë arsye Pejgamberi a.s. garantoi xhenetin për atë njeri i cili ruan moralin dhe gjuhën e tij. Në hadithin e transmetuar nga Sehel Bin Sad, Pejgamberi a.s. thotë: *''Kush më garanton mua se do ta ruajë moralin dhe gjuhën e tij, unë ia garantoj xhenetin"*[5]. Dhe në anën tjetër, tregoi se shkaktari kryesor që njeriun e hedh në zjarr nesër kur dalim para Zotit Fuqiplotë është gjuha e tij e pamatur. Transmetohet se Muadh Ibn Xhebeli i kishte thënë Muhamedit s.a.v.s.: O i dërguar i Zotit, a do të japim përgjegjësi para Zotit për atë që flasim me gjuhën tonë? Atëherë i dërguari i Zotit s.a.v.s. tha: "*Mjerë për ty o Muadh! Kush i hedh njerëzit në zjarr përveçse gjuhët e tyre?!*[6].

*1. Shiko: Mexhmeu Ez-zeveid(7\97). 2. Transmeton Imam Ahmedi ne musnedin e tij (7086). 3. Tefsir El-Vexhiz, pr.dr. Vehbetu Zehajli, Darul-Fikr, 1994. 4. Tefsir Ibn Kethir 5/254, Dar Sadir Bejrut, 1999. 5. Transmeton Imam Buhariu në "Sahihun e tij" me numër 6474. 6. Transmeton Tirmidhiu me numër 2616 (4/362).*

Ahmed Faruk El Helbavi

# Si kontribuon zekati në ndërtimin e ekonomisë së fortë kombëtare (2)

Nga synimet e ligjshmërisë së zekatit është lëvizja e kapitalit, investimi i tij dhe ndalimi nga robëria e dërhemit dhe dinarit. Zekati është shtylla e tretë e Islamit dhe simbol i adhurimit.

## Zekati, shpërndarja e të hyrave dhe pasuria (e bollshme)

Obligimi i zekatit është nga mjetet-metodat e përtëritjes së shpërndarjes së pasurisë ndërmjet individëve të shoqërisë në bazë të drejtë. Zekati merret nga i pasuri dhe u je-pet të varfërve. Dhe kështu bëhet transferimi i një numri nga të hyrat e të pasurit nëpërmes zekatit te i varfëri, ajo shkakton fitim për të varfrin më shumë se humbje për të pasurin.

Dhe rezultati përfundimtar është dobi e përgjithshme për shoqërinë. Shtohet me përsëritjen e shpërndarjes së të hyrave në interes të të varfërve, të cilët bëhen konsumatorë si të tjerët-të pasurit. Ekonomistët thonë se, sa herë shtohet konsumimi, shtohen investimet deri në një nivel të caktuar e ai është nivel i cili e përfaqëson atë punë plotësisht.

## Dispozitat e zekatit kufizojnë ngecjen

Në përbërje të shpenzimit të zekatit hyn shpenzimi për borxhli. Borxhli janë ata që janë detyruar të marrin borxh (për gjëra elementare të jetës) dhe që nuk kanë pasur mundësi t'i kthejnë ato. Dhe ato borxhe nuk janë shpenzuar në mëkate. Pra këtyre njerëzve u lahen borxhet nga (fondi i zekatit). Po edhe nëse ka mundësi me e fshi borxhin (kjo bëhet) për inkurajim për punë të mira, burrëri dhe pajtim ndërmjet njerëzve. Dhe prej këtu shihet se zekati bëhet pjesëmarrës i fshirjes së borxheve dhe aftëson njerëzit të profesionalizohen dhe të praktikojnë profesionin e tyre në punët që i bëjnë qoftë tregti, bujqësi etj. Me këtë përfiton ekonomia kombëtare pas shfrytëzimit të kësaj fuqie të pa punë, në shndërrimin e saj në fuqi prodhuese. Në saje të aksioneve gjendet edhe një kërkesë shtesë, domethënë se shtimi i shpenzimeve shpie në shtimin e prodhimit, gjë që shpie në mëkëmbjen ekonomike.

> **Pasuria e tre më të pasur e të pasurve të botës arrin atë që barazon prodhimin vendor të 48 shteteve të varfra.**

## Zekati është zgjidhje e dobishme për sëmundje njerëzore

Që të e kuptojmë vlerën e zekatit dhe çmimin e tij, po edhe nevojën e tij të madhe për njerëzimin, i hedhim një shikim të shpejt disa numrave dhe statistikave, të cilat sqarojnë deri ku ka arritur bota në dallime ndërmjet të pasurve dhe të varfërve. Këta numra thonë: Pasuria e tre më të pasur e të pasurve të botës arrin atë që barazon prodhimin vendor të 48 shteteve të varfra. Po ashtu pasuria e 200 nga më të pasurit e të pasurve të botës e tejkalon në raport me të hyrat e 41 për qind e banorëve të botës.

Ekspertët konstatojnë, se të mirat e planetit (tokë) mjaftojnë për ngritjen e standardit për gjashtë miliardët e banorëve të planetit nga njerëzit të cilët jetojnë mbi atë. Po të ishte ndarja e asaj (pasurie) e përafërt nga drejtësia.

35 mijë fëmijë vdesin në ditë nga uria dhe sëmundjet. Dhe tash po pakësohen ndihmat e veçanta për shtetet e varfra nëpërmes Organizatës së Kombeve të Bashkuara. Ato tash janë, sa ajo që shpenzojnë nëntë shtete të përparuara për ushqimin e maceve dhe qenve vetëm për gjashtë ditë.

Në planetin tokë jetojnë mbi 6 miliard njerëz. Numri i banorëve të vendeve në zhvillim arrin 4,3 miliardë. Prej tyre afërsisht 3 miliardë jetojnë nën vijën e varfërisë me dy dollar amerikan në ditë. Dhe në mesin e tyre 1.2 miliardë janë me më pak se 1 dollar në ditë.

Të gjitha këto të dhëna i bëjnë të mençurit prej të gjitha racave njerëzore të vinë në përfundim, se zekati është zgjidhje e dobishme dhe ilaç shërues për sëmundjet nga të cilat vuan njerëzia.

**Zekati është shtylla e tretë nga shtyllat e Islamit. Ebu Bekër Es-Sidiku (kalifi i parë pas Pejgamberit a.s.) shpalli luftë kundër penguesve të zekatit.**

## Dallimi në mes zekatit dhe sadakasë

Sadakaja është fjalë e përgjithshme nganjëherë i lihet zekatit të obliguar, si fjala e të Lartësuarit: "*Allahu caktoi obligim që lëmosha (zekati etj.) t'u takojnë vetëm: të varfërve (nevojtarëve), të ngratëve (që s'kanë fare), punonjësve (që e tubojnë), atyre zemrat e të cilëve duhen përfituar, e duhet dhënë edhe për lirim nga robëria, të mbyturve në borxhe, (luftëtarëve), në rrugën e Allahut dhe atij që ka mbetur në rrugë. Allahu e di gjendjen e robërve, punon sipas urtësisë së Vet.*" (Et Tevbe, 60). Gjithashtu i Lartësuari thotë: "*Nëse lëmoshat i jepni haptazi, ajo është mirë, por nëse ato ua jepni të varfërve fshehurazi, ajo është edhe më e mirë për ju dhe Ai jua largon (me punë të mira) të këqijat. Allahu është i njohur hollësisht për veprat tuaja*". (El Bekare, 271).

Fjala sadaka madje i lihet çdo pune të mirë, atë e gjejmë kur Pejgamberi a.s. thotë:" Buzëqeshja e jote në fytyrën e vëllait tënd është sadaka". E sa i takon zekatit ligjor (obligues), ai është hak i veçantë i caktuar për kategori të caktuara i shoqëruar me qëllim ibadeti (adhurimi). Zekati është shtylla e tretë nga shtyllat e Islamit. Për atë e shohim, se Ebu Bekër Es-Sidiku (kalifi i parë pas Pejgamberit a.s.) shpalli luftë kundër penguesve të zekatit. Shpallja e tij del nga thënia e tij e njohur:" Vallahi do ta luftoj atë që bënë dallim në mes namazit dhe zekatit. Zekati është hak i mallit, vallahi nëse ma pengojnë një deve që ia kanë dhënë Pejgamberit a.s. do të e luftoj atë që nuk e jep".

Megjithëse sadakaja nuk është obliguese, po në të ka shumë të mira. Dhe ne po të e shikonim në kohën tonë, po edhe në kohët e kaluara, rezulton se mbështetja vetëm në zekat nuk do të i përfshinte të gjitha punët e mira dhe për atë ka thënë i dashuri ynë Muhamedi a.s.:" Në mall ka hak përveç zekatit". Kurani fisnik dhe synetet pejgamberike kanë nxitur atë që ka mall për sadakanë. Për këtë i Lartësuari thotë: "*Shembulli i pasurisë së atyre që e japin në rrugën e Allahut është si i një kokrre që i mbinë shtatë kallinj, në secilin kalli njëqind kokrra. Allahu ia shumëfishon (shpërblimin) atij që dëshiron, Allahu është bujar i madh, i di qëllimet*". (El Bekare, 261).

Këto që u përmenden, po ka edhe shumë tekste tjera që flasin për këtë. Myslimani duhet të japë zekat edhe për prodhimet bujqësore dhe atë (nuk duhet pritur një vit), por si t'i mbledh bereqetet, jep nga teprica që i mbetet 1o % nëse nuk ka bërë shpenzime të shumta si ujitje e plehra artificiale etj., kurse 5% , nëse ka shpenzuar për ujitje...etj., kurse për kapitalin e fjetur jepet 2.5%.



Pasojat për mosdhënien e zekatit janë: Mos stabiliteti shpirtëror te familjet nevojtare të cilave nuk u mjaftojnë të hyrat për blerjen e gjërave elementare për jetë normale; Paraqitja e urisë dhe çka e shoqëron atë, si problemet shëndetësore etj, mosdhënia e (zekatit) ndikon edhe në përhapjen e papunësisë.

## Zekati jepet gjatë tërë vitit

Dhe nga urtësia e ligjit islam është vazhdimi i dhënies së zekatit gjatë tërë vitit. Nuk ka kohë të caktuar. Kjo vërteton fuqinë e zekatit në largimin e ngecjes ekonomike, prandaj ka mbetur që ai të jepet gjatë tërë vitit. Megjithatë mund të jepet zekat një kategorie, nga tetë kategoritë të cilat i ka kufizuar ligjvënësi i urtë.

Mund të ndodh fatkeqësi (katastrofë) tek një kolektivitet ose gjendje e jashtëzakonshme e varfërisë që kërkon intervenim të menjëhershëm. Dhe duke u nisur prej këtu juristët (islam) kanë lejuar t'i jepet zekati një kategorie nga tetë kategoritë ose më shumë sipas nevoje. Imam Ibën Kajimi thotë:"Lejohet të kufizohet në një kategori nga tetë kategoritë, po edhe lejohet t'i jepet një personi. Ulemaja kanë lejuar ngutjen e dhënies së zekatit, nëse është nevoja e shoqërisë urgjente, ta japin zekatin në krizë ekonomike. Nuk ka dyshim, se me atë është qëllimi i ruajtjes të stabilitetit ekonomik dhe zbutjes ekonomike dhe ngecjes."

Të gjithë ulemaja janë të mendimit se nga zekati ka dobi të mëdha shoqërore dhe me të eliminohen urrejtjet dhe armiqësitë të cilat mund të jenë në gjokset (zemrat) e të varfërve, sepse kur këta shohin si kënaqen të pasurit me pasuri, ndoshta bartin në vete armiqësi e urrejtje ndaj të pasurve, kur ata nuk u kushtojnë kujdes atyre në të drejta dhe nuk u japin për nevoja. E kur u japin atyre të pasurit diçka nga pasuria e tyre në krye të çdo viti, eliminohen këto gjëra dhe arrihet ngrohtësia dhe lidhjet e mira.

*Marrë nga "Minberul-Islami" nr. 6., prill 2o13.*
*Përktheu dhe përshtati: Bajrush Ahmeti*

Muhamed B. Sytari

# Çështja kombëtare te hoxhallarët dhe intelektualët myslimanë (1)

Është e pastudiuar si e sa duhet moria e madhe e shkrimeve, kushtimeve, vargjeve, himneve dhe përkujtimoreve kushtuar Ditës së Pavarësimit të Shqipnisë sonë të shtrenjtë, si dhe kontributeve të vyera të hoxhallarëve dhe intelektualëve myslimanë për çështjen kombëtare në revistat islame dhe botimet e ndryshme, kryesisht ato të gjysmës së parë të shekullit 20.

E, kjo sasi e madhe tekstesh plot dobi, nëse vërteton diçka, fakton ndjenjën e sinqertë kombëtare tek elitat myslimane të vendit tonë, një ndjesi e natyrshme e lindur me njeriun, që përkthehet më së miri në fjalët me të cilat Resulullahu a.s. i drejtohej Mekës, vendlindjes së tij: "Me të vërtetë ti je toka më e mirë e Allahut të Madhëruar dhe më e dashura tokë e Allahut për mua dhe, sikur të mos më nxirrnin prej teje, unë nuk do të dilja!".[1]

Kjo më kujton dijetarin e shquar shqiptar, Vehbi S. Gavoçi (1923-2013), i larguar nga vendlindja që në moshë të vogël, i cili, mallin e tij për vendlindjen e ka shprehur edhe në shkrimet e tij, ku spikat një letër drejtuar Shkodrës, qytetit të lindjes, ku thotë:

*"Ej Shkodër e dashtun, ej Shkodër e bukur, qendra e burrave bujarë, fusha e prestigjit dhe moralit, lumë i dritës e i dijes, toka me aromë trëndafili e zambaku.*

*Shkodër, nëpërmjet bijve të saj…*

*S'po t'livdoj Shkodër, megjithëse je vendi që në të thitha ajrin dhe erën e jetës për herë të parë, o Shkodra ime, kur më priti toka jote e butë dhe dashamirëse, për herë të parë në djepin e prindëve, në parzin t'and, deri sa u rrita…*

*U largova nga ti kaq vjet…*

*Më ishe zemër para syve të mi…*

*Ruajta gjuhën t'ande dhe, kur u ktheva te ti pas 55 vjetësh, më more ngryk deri m'u rehatu zemra.*

*U gëzova me ty sa t'pava, u gzova me akreba, shokë e dashamirë…*

*Unë e di Shkodër, se nuk jam gja, veçse mburrem që jam shkodran…".*[2]

Këtu, kam dëshirë të sjell në vëmendjen tuaj citime interesante të cilat i kam nxjerrë gjatë studimit në revistat e njohura të kësaj periudhe, si: "Zani i Naltë", "Kultura Islame" dhe "Njeriu", por edhe në botime që dritëso[3]jnë personalitetet e ndryshme islame të kombit tonë, a edhe në trashëgiminë e tyre të grumbulluar gjatë hulumtimit në dorëshkrimet a librat e tyre të shpëtuara nga shkatërrimi dhe djegia e kohës.

## Revista "Zani i Naltë"

*Numri 11, Nanduer 1937, viti XII, i kushtohet 25 vjetorit. "Dy fjalë mbi 25 vjetorin - Veteranët e Klerit Mysliman", është përmbajtja e "Landës" së këtij numri.*

Ja si nis kryeshkrimi i këtij numri: "Njizet' e tetë Nanduer 1912! Shqipnia u bâ, u njoft ai shtet independent." - (f. 321)

"Feja Islame si feë e vërtetë qi âsht, kje çmue peej Shqiptarëve edhe pat fillue me u përhapë në Shqipni qysh para kohës së Skënderbeut. Prandaj nuk âsht çudi qi të përpjekim me emna myslimanësh ndër burra shqiptarë qi kanë jetue para Shkënderbeut.

Kleri Mysliman Shqiptar kjenë ata qi dhanë kontributin mâ të madh në ruajtjen e gjuhës kombëtare; sepse ata, mësimet, këshillat dhe predikimet fetare i bânë në gjuhën shqipe...

Ndofta mund të thotë ndokush se këta kanë shkrue me alfabet arab! Ani qysh! Mjaft qi kanë shkrue shqip; mjaf qi këtij populli i kanë dhanë të kuptojë se edhe gjuha e tyne, -Shqipja- mund të shkruhet..." - (f. 330)

Janë të pashembullta përpjekjet dhe mesazhet e shumë hoxhallarëve tanë të nderuar për çështjen kombëtare. Ja disa shembuj të paçmuar:

## Hoxhë Muglica

"Leu në katundin Okshotun të Gollobordës në vjetin 1854.

Nga ndjekjet e pandame t'ushtërisë Sërbe më 1914 u detyrue të iki n'Elbasan ku fatkeqësisht u




burgos nga rebelët e e munduën në mënyrë mâ shnjerzore: I vunë nji samár në shpinë dhe e qitën pazarit të Elbasanit tue e shtrëngue t'eci kamba-doraz dhe tue i thanë se në këtë mënyrë i shpërblenin përpjekjet e veprat patriotike të tij.

Ndërsa ushtarët serb po e vritshin, Hoxhë Muglica bërtiste: "Rroftë Shqipnija! Rroftë Kombi Shqiptár!" - (f. 341)

## Hoxhë Voka (Sait Efendi Najdeni)

"Leu në Dibër të Madhe në vjetin 1868.

"Myslimanët e vërtetë - përsëritte gjithmonë - duhet t'a dijnë se feja Islame urdhëron me e dashtë Atdheun."

Rreth vjetit 1888, Hoxhë Voka mundi të bâjë për vehte në Dibër nji tok të rinjsh plot etje për mësim shqip. Këtyne në shenjë dashunije u dhuroi nga nji Abetare!

Vdekjen e priti me stohicizëm të vërtetë aty kah mbarimi i Nandorit 1903 tue lânë këtë porosi: "Pa e fitue Shqipnija Lirinë mos më vini gurë mbi vorrin t'em; e mbassi të fitohet Lirija, të m'i veni tue i shkrue shqip dhe tue i vû nji flamur mbi 'ta!"... Shqipnija u bâ; Hoxha heroik âsht vorr(osur) në Dibër, po vorri i tij nuk ka gurë!?..." - (f. 345)

## Hoxha Tahsini

"Hoxha Hasan Tahsini, âsht i njoftun jo vetëm si nji idealist i dorës së parë të Kombit shqiptar, por edhe si nji shkencëtar e filosof i ndëgjuar qi âsht ndera e lavdi i kombit t'onë.

Hoxha Tahsini ka lindun më 1811 në katundin Ninat të Konispolit në Çaméri.

Hoxha Tahsini nga pikpamja e shqiptarizmës mund të konsiderohet si mjeshtri i Sami Beut, i Ismail Qemalit e i Vaso Pashës e të tjerë qi kanë marrë pjesë në fillimin e lëvizjes kulturore në Stamboll më 1879.

Hoxha Tahsini ishte i mendimit që të krijohet nji alfabet thjesht i veçantë qi mos të shembullonte as me shkronjat arabe as me shkronjat latine. Nji kopje e këtij alfabeti ndodhet në dorë të Z. Hafiz Ali Korçës..." - (f. 355)

## Mehmet Hoxha i Brutit

"Hoxhë Bruti, lindur në katundin Brut të Kuksit me 1884, ishte prej nji familje fisnike e fetare. Mbaroj mësimet Theologjike në Prizren dhe u emnue Imamë në katundin e vet, Brut.

Hoxhë Bruti, me qi ishte edhe nji prîs fetar, mundi me i mbushë menden shum kuej për atdhetarizëm e sidomos xhemaatit të vet e krah për krah me ta luftoj pa prâ: me Serbie më 1912 ke Kulla e Lumës, ke Ura e Vezirit afër Kuksit si edhe në Zhuri (Zhur)...

Në kët luftë Hoxhë Bruti fatkeqsisht humbi edhe dy mashkuj të vet, nji nip e nji kushëri të cilët ranë dëshmorë aty për aty.

Pas ksaj, Austria në kohën qi pati okupue Shqipnin, për arsyena atdhetarizmi pati interrnue edhe Hoxhë Brutin me shumë krén e Bajraktar, të cilët i dërgoj në Shauduna, ku vuejtën mâ se 20 muej.

I ndjeri Hoxhë Bruti bashk më Bajraktarin e Hasit, Ram Rexhen, e krenë të tjerë, qe i ftuem prej Ismajl Qemal Vlonës, kur ngritën Flamurin, për të lidhë besë qi të mbajnë Shqipnin..." - (f. 359-360)

## Sheh Shamiu

"Haxhi Hasani i titullueshëm Sheh Shamiu ka le në Shkodër, ku ka kry studimet e para e masandej ka shkue në Stamboll, ku ka krye studimet e nalta Teollogjike...

Ka luejtë nji rol të madh në përdorimin e gjuhës shqipe ndër predikime e këshilla fetare nëpër xhamija edhe ásht krijuësi i hytbeve shqipe në Shkodër..." - (f. 367)

## Revista "Kultura Islame"

*(Organ i Komunitetit Mysliman Shqiptar - E përmuajshme fetare, filozofike, letrare, morale e shoqnore - Shtator 1939 - Janar-Shkurt 1946)*

## Poezia me titull: "28 Nanduer"

(Përkthimi në prozë i poezisë italishte mbi 28 Nanduerin)

Poezia ka nëntë strofa dhe ka për autor J. Kodra. Dua të veçoj prej




**“Përpjekja për sigurimin e jetesës âsht nji detyrë e domosdoshme mbi çdo mysliman, qi duhet të bâhet me drejtësi, me njerzi, me sinqeritet, me fisnikëri e plotësisht në mënyrë të kullutë; dhe e qindrueshme.”**

saj strofën e fundit:

*“Flamuri Shqyptar kryenaltë,*
*Valon n’erë dhe nën ngjyrat e tij,*
*Vllaznit e shpërndam bashkon ma s’fundi;*
*Gazëmendshem e të përflakët, mallëngjyeshëm,*
*Për dashtni t’ambël t’Atdheut rrahin zemrat t’ona,*
*Le të shikojmë gëzueshëm në kufinin e ri të drejtë”.*

*(viti III, ne. 4-3, Nanduer-Dhetuer, -1941XX, f.73)*

Pavarësisht prekjeve të politikave fashiste të kohës në atmosferën e poezisë, mesazhet e saj me vlerë kombëtare, edhe pse të rënduara sadopak konjukturalisht (veti që s’i ka shpëtuar asnjë kohe në botimet tona), kanë vlerën e tyre në raport me temën.

## Puna, përpjekja dhe koha e tyne...

“Përpjekja për sigurimin e jetesës âsht nji detyrë e domosdoshme mbi çdo mysliman, qi duhet të bâhet me drejtësi, me njerzi, me sinqeritet, me fisnikëri e plotësisht në mënyrë të kullutë; dhe e qindrueshme.

Feja Islame punën e ka ba si nji shtyllë themelore për sigurimin e lumnis së çdo njeriu e të çdo populli.Sa ma tepër qi të jetë përpjekja me drejtësi e në mënyrë të kullutë, aq ma tepër lulzon e mbara dhe vazhdon fatbardhësija...”

*(viti i IV, nr. 7-3, Nanduer-Mars, 1943-1942, f. 54)*

Në fakt, këto lloj mesazhesh, që nxisin masat drejt rrugëve të mirëqenies, mendoj se kanë vlerën e tyre të madhe, edhe përtej urimeve a mesazheve rutine e plot burokraci pa kuptim, që shpesh i hasim aty-këtu në botime të ndryshme.

## Flamuri

Sikurse gjuha qi asht sheji mâ i madh i nji kombi, shej qi danë njenin popull prej tjetrit, e pa të cilin nuk mund të mendohet nji popull se asht gjallë, ashtu edhe flamuri dallon kombet njenin prej tjetrit.

Si në ditë të soçme ashtu edhe në kohna të vjetra sejcili popull pat flamurin e vet. Flamuri njehet si nji gja e shejtë për të gjithë kombet. Mbasi flamuri paska kaq randsi të madhe, e kenka shej nderi e burrnije, kështu do të jetë edhe për ne flamuri kuq e zi...” - (Shkruar nga Veli Hafizi, vit’ i V, nr. 2-3 (50-51), Tetuer-Nanduer, 1943, f. 50)

## Gjuha amtare

Nën rubrikën “HIMNI I JETËS”, botohet edhe kjo poezi e bukur me njëzet strofa, me titullin e lartcituar: “Gjuha amtare”. Po sjell një pjesë prej saj:

*“Edhe yjtë edhe Djelli...*
*Kurr, dhe Hëna s’na ndriçonë;*
*As kometat që nga Qjelli...*
*Zemrën kush s’na e përgëzonë!*
*Gjuh’ amtare, plot kujtime*
*Se, në Ty lind, me Ty vdesë!*
*Për hir t’ënd na bëjnë nderime...*
*Dhe s’na lënë në harresë!*
*Gjuh’ e shijshme, Gjuh’ Shqiptare;*
*Gjuh’ antike, e kulluar.*
*Gjuh’ e hijshme, Gjuh’ krenare,*
*Gjuh’ e ëmbël, e nderuar!*
*Rreth Ty, tërë do qëndrojmë*
*Simbol jete pse të kemi;*
*Dhe, me gjak do të këndojmë*
*Djem e vasha, gjith sa jemi!*
*Rrofsh! O Gjuha Kombëtare*
*Shpres’ e Jetës dhe mburojë*
*Rroft Rinija Shqipëtare*
*Me vepra të t’lulëzojë!”*

*(M. L., viti i VI, Prill, 1945, nr. 63) 4-3), f. 72)*

*1. Transmetuar nga Tirmidhiu, Nesaiu, Bejhekiu dhe Ibn Hibbani, nga rrëfimi i sahabiut Abdullah ibn Adij ibnul- Hamra (r.a.). 2.Haxhi Vehbi Sulejman Gavoçi, “Letër malli”, botuar në gazetën “Drita e dijes”, Shkodër, nr.34, shkurt 2002, f.1.*

**Ismail el Faruki, Lois Lamja el Faruki**

# Karakteristikat e përbashkëta të gjuhëve semite

Gjuha arabe, në formën e saj klasike, është gjuha origjinale nga e cila kanë rrjedhur gjuhët e ndryshme semite. Ajo ka një kapacitet të rëndësishëm për të shprehur sfera të gjera të eksperiencës dhe ka një fjalë tjetër për çdo nënndarje apo nuancë të domethënies.

Zbulimet arkeologjike të shekujve tetëmbëdhjetë dhe nëntëmbëdhjetë të e.s. provuan ekzistencën e popujve dhe të gjuhëve, për të cilat studiuesit e Testamentit të Vjetër përdorën emrin semitik. U zbulua se këto gjuhë i përkisnin së njëjtës familjeje demografike. Studimi i mëtejshëm zbuloi lidhje më të afërta midis gjuhëve, që deri atëherë nuk mendoheshin të ishin të lidhura.

Gjuhët semite janë anëtare të së njëjtës familje. Si të tilla, ato kanë një numër karakteristikash thelbësore, me anën e të cilave mund të identifikohen, dhe të cilat përbëjnë thelbin e tyre:

**Gjuha arabe është më e dendura dhe e mbush tërë rrjetin koordinativ, gjë që mbështet pohimin se ajo, në formën e saj klasike, është gjuha origjinale nga e cila kanë rrjedhur gjuhët e ndryshme semite.**

**Triliteraliteti (Treshkronjorshmëria).** Gjuhët semite kanë të përbashkët karakteristikën gjuhësore të triliteralitetit, pra fjalët e tyre përbëhen nga rrënjë me tri bashkëtingëllore secila dhe nga fjalët e prejardhura nga këto rrënjë. Kjo është karakteristikë e veçantë e anëtarëve të kësaj familjeje; asnjë gjuhë tjetër apo familje gjuhësore nuk e ka një veçori të tillë. Lista e temave apo fjalëve-rrënjore mund të ndryshojë nga një gjuhë te tjetra, disa rrënjë janë hequr nga përdorimi dhe të tjera janë huazuar nga gjuhë të huaja. Megjithatë, gjuhët semite ia kanë dalë mbanë që të vazhdojnë të kenë shumicën e

The Semitic Background of Our Alphabet

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| A | 'alf | ox-head | א | ا |
| B | bēt | house | ב | ب |
| C, G | gaml | throw-stick | ג | ج |
| D | dāg | fish | ד | د |
| E | hē | man calling | ה | ه |
| U, V, W | waw | mace | ו | و |
| Z | zēn | ? | ז | ز |
| H | ḥēt | fence | ח | ح |
| I, J, Y | yad | hand w/closed fist | י | ي |
| K | kapp | palm | כ | ك |
| L | lamd | ox-goad (whip) | ל | ل |
| M | maym | water (waves) | מ | م |
| N | nahāš | snake | נ | ن |
| O | 'ayin | eye | ע | ع |
| F, P | pēh | mouth/corner | פ | ف |
| Q | qu(p) | ? | ק | ق |
| R | ra'š | head | ר | ر |
| S, X | tann | composite bow | ס ש | س |
| T | taw | cross-marker | ת | ت |

fjalëve-rrënjore të tyre të përbashkëta me njëra-tjetrën. Nga këto rrënjë trebashkëtingëlloreshe, fjalët formohen përmes një procesi që quhet "zgjedhim", që përbëhet nga ndërrimi i shqiptimit të tri bashkëtingëlloreve sipas rregullit, apo nga të shtuarit e një apo më tepër bashkëtingëlloreve si parashtesë, prapashtesë, apo brendashtesë dhe duke ndryshuar gjithashtu shqiptimin e saj. Çdo formë e zgjedhuar ka si ngjyrim një modalitet të domethënies së rrënjës bashkëtingëlloreshe.

Po t'i vendosim këto modalitete si tituj në dimensionin horizontal dhe rrënjët bashkëtingëlloreshe në dimensionin vertikal, ne do të kemi një rrjet koordinativ në të cilin mund të vendosen të gjithë emrat dhe foljet, pra pothuaj e gjithë gjuha, për t'u shqyrtuar dhe kuptuar më qartë.

Gjuha arabe është më e dendura dhe e mbush tërë rrjetin koordinativ, gjë që mbështet pohimin se ajo, në formën e saj klasike, është gjuha origjinale nga e cila kanë rrjedhur gjuhët e ndryshme semite.

**Fonetika.** Gjuhët semite kanë të përbashkët një alfabet që përbëhet nga 6 tinguj grykorë, dy tinguj qiellzore, dy tinguj buzorë, pesë tinguj uvularë, dy gjuho-dhëmborë, tre tinguj fishkëllorë, gjashtë tinguj lëngëzorë dhe gjashtë tinguj fërkimorë. Asnjë gjuhë apo dialekt semit që ekziston nuk i ka të gjithë ata. Arabishtja ka pjesën më të madhe, njëzet e nëntë nga një total prej tridhjetë e dy. Arabishtja ka më tepër shkronja sesa çdo gjuhë tjetër semite. Është kjo arsyeja për të cilën studiuesit pajtohen se "mund që alfabeti semit origjinal ishte pothuaj identik me atë të arabishtes klasike."

**Arabishtja i jep dritës 21 emra, vitit 24, diellit 29, reve 50, errësirës 52, shiut 64, burimit të ujit 88, ujit 170, gjarprit 100, devesë 255 dhe luanit 350.**

**Gramatika.** Gjuhët semite janë të eptueshme (të lakueshme dhe të zgjedhueshme).

Vetëm tri gjuhë eptohen sot: gjuha arabe, amharike dhe gjermane. Shumë gjuhë të së shkuarës ishin të eptueshme, për shembull, akadianishtja, greqishtja, latinishtja dhe sanskritishtja. Gjuhët moderne, në pjesën më të madhe, e kanë humbur eptimin e tyre. Brenda familjes latine eptimin e kanë humbur: frëngjishtja, italishtja dhe spanjishtja. Edhe anglishtja e ka humbur eptimin e saj, ndërsa gjermanishtja e ka ruajtur. Eptimi është tregues i një prirjeje më ekzigjente, që synon më tepër përpikëri.

**Fjalori dhe përpikëria.** Gjuhët semite kanë një fjalor të bollshëm, me shumë fjalë për të njëjtin objekt. Arabishtja i tejkalon të gjitha ato.

Arabishtja i jep dritës 21 emra, vitit 24, diellit 29, reve 50, errësirës 52, shiut 64, burimit të ujit 88, ujit 170, gjarprit 100, devesë 255 dhe luanit 350. I njëjti thesar ekziston edhe në lidhje me kafshët e tjera, me shkretëtirën, shpatën, si edhe me karakteristikat njerëzore të gjatësisë (91 fjalë), shkurtësisë (160), kurajës, bujarisë, kopracisë dhe kështu me radhë. Shkrimtari i prozës apo poezisë është i lirë që të zgjedhë, nga spektri i pasur,



fjalën që i përshtatet veprës së tij më së miri për sa i përket formës, tingullit, gjatësisë, rimës dhe forcës tërheqëse.

Përveç bollëkut të plotë të fjalëve, gjuhët semite kanë një përpikëri të jashtëzakonshme diksioni të përshtatshëm gjatë përdorimit të tyre. Nuancat konotative (ngjyruese) të domethënies që perceptojnë semitët shpesh janë të pakapshme për të tjerët. Nga ana tjetër, arabishtja e ka zhvilluar këtë karakteristikë në shkallë të skajshme, duke dhënë një emër të ndryshëm për çdo orë të ditës dhe natës, për çdo natë të kalendarit hënor, për çdo llojshmëri të të parit, të të ulurit, të të ecurit, të të fjeturit, apo të të dashuruarit.

Shkretëtira, shpata, njeriu i gjatë, njeriu i shkurtër, heroi, mikpritësi, koprraci, bujari – të gjitha këto fjalë kanë një numër termash për t'i përcaktuar ato. I shtojmë kësaj faktin se arabishtja është unike me pasurinë e disa qindra fjalëve që bartin një kuptim dhe të kundërtin e tij në të njëjtën kohë. Sikur të mos mjaftonte kjo, disa fjalë bartin tri apo më tepër kuptime në të njëjtën kohë.

Leksikologët kanë raportuar njëqind e pesëdhjetë fjalë me tre kuptime, njëqind e pesëdhjetë me katër, njëqind e pesëdhjetë fjalë të tjera me pesë, dhe kështu me radhë shkalla rritet deri sa ato arrijnë tridhjetë e pesë domethënie për fjalën '*ajn* (sy) dhe gjashtëdhjetë për fjalën '*exhuz* (të moshuarin).

Gjuha arabe ka një kapacitet të rëndësishëm për të shprehur sfera të gjera të eksperiencës. Ajo ka fjalë që i përkojnë çdo realiteti dhe ka një fjalë tjetër për çdo nënndarje apo nuancë të domethënies.

Ajo dallon midis deveve të moshave të ndryshme, ngjyrave të ndryshme dhe numrit të ndryshëm të pasardhësve, si edhe midis topografive të panumërta të shkretëtirës, duke i dhënë secilës një emër të ndryshëm. Ajo dallon orët e ditës dhe natës, ndodhjen e tyre gjatë muajve, dhe secilës i jep një emër të ndryshëm.

**Për përmbledhjen e përkushtimit, të karakterit moral dhe mençurisë, në numrin më të paktë të fjalëve dhe megjithatë më të fuqishme, Bibla Hebraike dhe Kurani nuk kanë të krahasuar.**

**Sintaksa**. Në gjuhët semite, sintaksa qëndron në thjeshtësinë e artikulimit dhe qartësinë perceptuese. Në arabisht, shpesh elokuenca përcaktohet nga forma e përshtatshme, saktësia apo qartësia. Shkurtësia e shprehjes është gjithmonë virtyt letrar; dhe të përmbledhurit e domethënieve të rëndësishme në pak fjalë, që mund të kuptohen dhe mësohen përmendsh lehtësisht, është një fuqi e veçantë e të gjitha veprave letrare semite. Për përmbledhjen e përkushtimit, të karakterit moral dhe mençurisë, në numrin më të paktë të fjalëve dhe megjithatë më të fuqishme, Bibla Hebraike dhe Kurani nuk kanë të krahasuar. Duke pasur kapacitete të tilla latente (të brendshme) letrare, nuk është për t'u çuditur që gjuhët semite kanë qenë mjeti i komunikimit të profecisë prej kohërave më të hershme.

Një tjetër karakteristikë sintaksore e përbashkët për të gjitha gjuhët semite është mungesa pothuajse e plotë e fjalëve të përbëra. Me sa duket, begatia e sinonimeve dhe fjalët e mëvetësishme për çdo domethënie denotative (kupti-



more) dhe konotative (ngjyrimore) në çdo nivel, kanë mënjanuar nevojën për fjalët e përbëra.

## Veprat letrare semite

Që nga shpikja e shkrimit, semitët ishin të parët që krijuan prozë dhe poezi letrare, që u angazhuan për të shkruar dhe për t'i ruajtur ato të shkruara në pllaka balte për brezat e ardhshëm.

Estetika letrare qëndron në kombinimin e saktësisë dhe qartësisë me bukurinë dhe efektin emocional. Cilësia estetike lidhet, si rrjedhim, me një frazë, një varg apo një fjali. E gjithë poezia semite është e llojit lirik, që karakterizohet nga paralelizmi i pjesëve të saj, nga autonomia e vargjeve të saj dhe natyra jozhvillimore e vazhdimësisë së saj. Veprat letrare semite: Libri Hebraik i Mbretërve, Psalmet, Kënga e Këngëve, mbishkrimet mbretërore akadiane, Epi i Gilgameshit; kasidah arabe; Kurani, mekamat; apo Një mijë e një netët, japin përshtypjen e paanësisë së tyre, të mungesës së një fillimi apo një mbarimi. Ndikimi emocional nuk arrin pikën kulmore dhe lehtësimin në fund.

## Revelimet gjatë rrjedhës semite të historisë

Revelimi, apo komunikimi i vullnetit të Zotit drejtuar njeriut, ka një histori të gjatë dhe ka marrë forma të ndryshme. Në kohët më të hershme, Zoti e reveloi vullnetin e Tij në mënyrë indirekte nëpërmjet ogureve të natyrës, apo në mënyrë të drejtpërdrejtë nëpërmjet vizioneve dhe ëndrrave, të cilat priftëria ishte mësuar që t'i deshifronte. Revelimi u ruajt duke iu besuar memories.

Teksti më i hershëm i një mesazhi hyjnor, që përmban pretendimin e një shenjtërie të tillë, është Kodi i Hamurabit.

Revelimet e mëhershme gjatë rrjedhës semite të historisë ishin kode të ligjeve të hartuara në prozë tokësore dhe praktike. Revelimet e mëvonshme ishin rrëfime dhe këshilla për devocion dhe dëlirësi, por gjithashtu ishin hartuar në stilin e thjeshtë të gjykimit të përgjithshëm.

Testamenti i Vjetër Hebraik përmbante shumë pasazhe të një bukurie letrare të shkëlqyer. Por askush që beson në burimin hyjnor të Biblës Hebraike nuk e ka mbështetur pretendimin e tij për hyjninë e saj në bukurinë e saj letrare. Përkundrazi, vlerësimi i çdo bukurie letrare ishte rrjedhim i besimit në origjinën hyjnore të tekstit.

## Kurani është "vepra" më e bukur letrare

Rasti i Kuranit është i kundërt me atë të Biblës. Pa dyshim, Kurani është i bukur, në të vërtetë "vepra" më e bukur letrare e njohur ndonjëherë në gjuhën arabe. Bukuria e tij, megjithatë, nuk është pasojë e besimit, por vetë shkaku i tij.

Gjykimi estetik – se Kurani është i bukur, madje, sublim – nuk është një shprehje e besimit. Ai është një gjykim kritik, që arrihet nëpërmjet analizës letrare. Bukuria është shkaku dhe dëshmia për origjinën e tij hyjnore.

Islami është unik ndërmjet religjioneve të njerëzimit në mbështetjen e vërtetësisë së shenjtërisë së tij në faktin e bukurisë së tij sublime.

Kurani dëshmon një refuzim të zhvillimit narrativ si një parim letrar organizativ. Referimet ndaj ndodhive të caktuara trajtohen në mënyrë segmentore dhe me përmendje të përsëritura, sikur lexuesit të ishin tashmë të familjarizuar me ngjarjet dhe karakteret. Qëllimi kryesor nuk është narrativja, por didaktika dhe morali.

Në Kuranin e Shenjtë ekziston një proces serik i perceptimit dhe i vlerësimit që e sfidon zhvillimin drejt një klimaksi të vetëm kryesor dhe konkluzioni të mëvonshëm. Përshtypja e unitetit të përgjithshëm është e dobët dhe vetëm nëpërmjet përjetimit të pjesëve të tij individuale, një pas një, lexuesi apo dëgjuesi kap një sens të tërësisë.

Kurani ndahet në module letrare (ajet dhe suvar), të cilat ekzistojnë si pjesë të plota që qëndrojnë më vete. Çdo modul është i kompletuar dhe nuk varet nga ai që ka kaluar përpara, apo vjen pas tij.

Mjetet poetike që rezultojnë me përsëritje tingulli, apo përsëritje metrike, janë me shumicë në prototipin kuranor. Përveç shembujve të shpeshtë të rimave fundore një apo shumërrokëshe, Kurani përmban shumë rima të brendshme në rreshta.

Përsëritjet e njësive metrike të tingullit të zanores apo bashkëtingëllores janë të shumta dhe e gjallërojnë poetikisht këtë vepër letrare. Frazat dhe rreshtat e refrenit rifillojnë vazhdimisht për të përforcuar edhe mesazhin didaktik, edhe mesazhin estetik.

Paralelizmi, antiteza, metafora, krahasimi dhe alegoria janë vetëm disa prej shumë mjeteve poetike që sigurojnë pasurinë dhe përpunimin fjalësor në Kuran. Shumëfishimi i këtyre elementeve u shkakton atyre që i dëgjojnë, apo i lexojnë fragmentet e tij, mahnitje me bukurinë dhe elokuencën e tij.

Si një "vepër" letrare, Kurani ka një estetikë të mrekullueshme dhe ndikim emocional mbi myslimanët që e lexojnë apo e dëgjojnë prozën e tij poetike. Madje edhe jomyslimanët janë impresionuar thellësisht nga përkryershmëria e tij letrare dhe perfeksionimi i paimitueshëm i tij.

*Përktheu nga anglishtja*
*Mimoza Sinani*

*Pjesë të përzgjedhura nga libri "The Cultural Atlas of Islam", Isma'il al Faruki and Lois Lamya al Faruki, Publisher: MacMillan Publishing, 1995.*

**Rexhep Suma PhD (c)**

# Thirrja dhe proritetet në metodologjinë e Pejgamberëve (2)

## Shumë pejgamber por objektivi i thirrjes ishte i njëjtë

Thirrja e të të gjithë të dërguarve që nga Ademi a.s. e deri tek Muhamedi a.s., ishte e njëjta thirrje. Në lidhje me këtë i Dërguari a.s. ka thënë: "*Unë jam personi më i afërt me Isain, të birin e Merjemes, në dynja dhe në ahiret, sepse Pejgamberët janë vëllezër të një familje me nëna të ndryshme, por feja e tyre është një*."[1]

Thirrja e tyre nuk ishte kot, e pa dobi, por ishte unifikim që kërkon nga thirrësit të marrin shembull dhe të ndjekin gjurmët e tyre, në mënyrë që të shmangen ndasitë, përçarjet, ashtu siç kërkon edhe Allahu xh.sh, duke na u drejtuar neve: "*Kjo fe është e juaja dhe është e vetmja fe (e shpallur), kurse Unë jam Zoti juaj, pra më adhuroni vetëm Mua*." (El Enbija,92).

Mos kuptimi i qartë se në çfarë çështje lejohet ixhtihadi e në çfarë jo ka ndikuar tek disa njerëz në radhitjen e prioriteteve sa i përket çështjes së thirrjes islame. E kjo më pas ka ndikuar në mos ujdinë e thirrësve islamë dhe përçarjen e tyre duke u kapur për gjëra sekondare. Andaj në këtë është urdhëruar Muhamedi a.s., që t'i pason të dërguarit para tij. Zoti thotë në Kuran: *«(të dërguarit e përmendur) ishin që Allahu i vuri në rrugë të drejtë, andaj ti merri shembull në udhëzim*." (El En'amë,90).

Kurse për të Dërguarin, Muhamedin a.s., ka thënë: "*Dhe ai nuk flet nga dëshira. Ajo nuk është tjetër pos shpalljes që i shpallet*" (En-Nexhm,3-4).

Të gjithë pejgamberët me radhë që nga Ademi a.s. e deri tek pejgamberi i fundit, Muhamedi a.s. kishin shpalljen si argument të cilin Zoti i ka dërguar tek njerëzimi për ndryshimin e statusit social të tyre, ngase kishin ndodhur devijime konceptuale në kuptimin dhe interpretimin e mësimeve hyjnore.

Andaj, me rrjedhjen e kohës njeriu, ka krijuar vetëbesimin e tepruar duke menduar se nuk ka nevojë për thirrjen islame dhe mësimet e pejgamberëve. Ai duhet të he dorë nga traditat dhe perceptimet e gabuara dhe t'i nënshtrohet të Vetmit Zot, krijuesit të gjithësisë. Kjo në fakt mbetet edhe qëllimi final i krijimit të krijesës njeri mbi tokë. "*Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër pos që të më adhurojnë". (Edh-Dharijat,56).*

Pra, i ka krijuar dhe obliguar me adhurim, e jo që ka pasur Ai nevojë për njeriun. Për ta orientuar njeriun drejt në kohë dhe hapësirë, Zoti dërgoi Pejgamberët duke ua zbritur edhe librat. Thotë i Lartësuari në Kuran: *"Ne nuk dërguam asnjë të dërguar para teje e të mos i kemi shpallur atij se: nuk ka zot tjetër përveç Meje, pra më adhuroni!"* (El Enbija,25).

Ajete të këtilla sinjalizojnë se kjo dritë hyjnore erdhi si rezultat i mëshirës së Gjithëmëshirshmit ndaj njeriut që nëpërmjet saj ta çliroj atë nga prangat e injorancës, errësirës, egos, pasionit dhe mendimeve joracionale të cilat fundosin njeriun në këtë botë të madhe.

*"A e ke parë ti (Muhamed) atë që duke e ditur, dëshirën e vet e respekton si zot të vetin, atë Allahu e ka humbur, ia ka mbyllur të dëgjuarit dhe zemrën e tij, i ka vënë perde mbi të parit e tij, më thuaj, pos Allahut, kush mund ta udhëzojë atë? A nuk merrni mësim?" (*El Xhathije,25).

Liria e individit më së miri kuptohet nga fjalët e sahabiut të nderuar Rubei bin Amër r.a.,





i cili duke bartur mesazhin e Islamit tek Kisrau i Persisë ia tha këto fjalë: Na ka dërguar Allahu që t'i nxjerrim njerëzit nga adhurimi i njerëzve drejt adhurimit të Zotit të njerëzve, nga zullumi (ngushtësia) e feve drejt gjerësisë së Islamit.

Pra, Islami është sistemi i parë i njerëzimit që ka njoftur lirinë e plotë të individit. Në ajetet vijuese Allahu xh.sh, ia parashtron urdhëresat Muhamedit a.s. *"e që i urdhëron ata për çdo të mirë dhe i ndalon nga çdo e keqe, u lejon ushqimet e këndshme dhe u ndalon ato të pakëndshmet, dhe heq nga ata barrën e rëndë të tyre dhe prangat që ishin mbi ta. Pra, ata të cilët e besojnë atë, e nderojnë dhe e ndihmojnë, veprojnë me dritën që iu zbrit me të, të tillët janë të shpëtuarit." (El Arafë,157).*

Feja islame erdhi për t'i thyer prangat të cilat bllokojnë shpirtrat, mendjet, trupat dhe imponon robërimin e njeriut për njeriun në çfarëdo rrethana qofshin, dhe kjo liri përfshinë fushat sociale, ekonomike e politike.

Pejgamberët në metodologjinë e tyre të prioriteteve i mësuan popujt e tyre në shkollën e adhurimit të pastër me vetëdije dhe sinqeritet. Robëri e vërtetë është robëria e zemrës. Nëse kjo pjesë e trupit është e shëndosh i tërë trupi ndjehet i shëndosh.

Për këtë Muhamedi a.s. shprehet: *"Në trupin e njeriut, gjendet një copëz mishi. Nëse ajo është e shëndoshë, ngjallet i gjithë trupi, por nëse sëmuret ajo, shkatërrohet i gjithë trupi. Me të vërtet, ajo është zemra."*[2]

Nisur nga ky vështrim thirrjet e Pejgamberëve ofruan në këtë pikë prioritet që duhet dhënë pastërtisë së zemrës dhe dëlirësisë së saj të cilat në rrethana të ndryshme asesi nuk nënkuptojnë fjalë të bukura që dalin prej goje, apo aktivitete dhe veprime humanitare ndërsa në fakt problemi qëndron tek zemra se ajo mbetet e sëmurë.

Poqëse njeriu është jo i pastër nga zemra atëherë edhe para fuqisë së Zotit mbetet i tillë. Vetëm në përmendjen e emrit të Zotit zemrat gjejnë strehimin dhe qetësinë shpirtërore: *"Ata që besuan dhe me të përmendur Allahun, zemrat e tyre qetësohen; pra ta dini se me të përmendur Allahun zemrat stabilizohen."* (Er-rad,28).

Kurse në ajet tjetër thotë: "*Allahu solli një shembull: Një njeri (rob) në posedimin e të cilit ishin ortakë pa marrëveshje mes vete dhe njëri (rob) që është thjesht në posedimin e një njeriu. A janë ata të dy të një lloji (të një gjendjeje)? Lavdërimi i takon vetëm Allahut, por shumica e tyre, nuk e dinë."* (Ez-Zumer,29).

Kjo është sa i përket çështjes dhe jetës së kësaj bote ndërsa sa i përket shlyerjes së mëkateve në botën tjetër, Allahu ka premtuar se do t'i falë ato përpos idhujtarinë (shirk).

*"S'ka dyshim se Allahu nuk falë (mëkatin) t'i përshkruhet Atij shok (idhujtarinë), e përpos këtij (mëkati) i falë kujt të do. Kush përshkruan Allahut shok, ai ka trilluar një mëkat të madh.*" (En-Nisaë,48).

Ndodhitë e Pejgamberëve na ofrojnë shembuj dhe modele që na e ndriçojnë rrugën tonë drejtë mirësisë dhe lumturisë. Po ashtu është një mësim i mirë për të gjithë ata që kanë vendosur të qëndrojnë dhe vazhdojnë në rrugën e thirrjes islame, që të bëjnë durim dhe të kenë seriozitetin në punë nga njëra anë dhe nga ana tjetër se si t'i bëjnë ballë sulmeve, shqetësimeve me anë të faljes dhe mëshirës[3].

Jeta, vepra e të Dërguarve a.s. duhet të jetë hartë për secilin punonjës islamë në sferën e thirrjes islame. Metodologjia e tyre duhet të ndiqet sepse ka dhënë rezultate dhe mbi këtë duhet të ndërtohen edhe strategjitë tona , por sigurisht duke u marr dhe ofruar zgjidhje me mendjet e këtij shekulli për problemet bashkëkohore të myslimanëve . *(Fund)*

*1. Sahihul Buhari, v.6,f.478, hadithi nr.3443*
*2. Sahihul Buhari,v.1,f.126, nr.52.3. Muhamed Tajjib Nexhar, Terijhul enbija fi dav'i el kuran el kerim ve essuneti ennebevijeti, Mektebetu el mearif, Riad, botimim i dytë,1983, f.84.*

Nexhmi Hoxha

# Pejgamberi a.s. dhe të tjerët (2)

Pas shpërnguljes së Pejgamberit a.s. në Medinë, filloi një periudhë e re e ballafaqimit ndërmjet myslimanëve dhe të tjerëve. Shkëndijat e para të këtij ballafaqimi vërehen kur myslimanët filluan të shkonin prej Medinës në Mekë dhe ata filluan që t'ua ndalojnë hyrjen dhe tavafin rreth Qabesë.

## Marrëdhëniet me idhujtarët

Muhamedi a.s. me shokët e tij në shtetin islam në Medinë filluan që t'ua kthejnë në mënyrë reciproke veprimet e idhujtarëve kurjeshitë që i bënin në Mekë. Me ardhjen e Muhamedit a.s. në Medinë, ai konsolidoi shtetin me të gjitha organet e tij, njëri ndër to ishte edhe ushtria për mbrojtjen e shtetit islam. Interesat ekonomike, politike luftoheshin në çdo kohë nga idhujtarët mekas, e për këtë arsye ekspeditat e ndryshme të ushtrisë islame u morën në mbrojtje të interesave ekonomike të shtetit islam, Medinës, duke u dalë përballë karvanëve të ndryshëm nga Meka dhe duke ua ndërprerë rrugët e tyre tregtare për Siri. Idhujtarët kurejshitë i përdornin këto rrugë për t'i nxitur fiset e ndryshme joarabe kundër Muhamedit a.s. dhe fesë islame. Ky ishte edhe një shkak më shumë që Pejgamberi a.s. filloi t'i mobilizonte shokët e tij për luftën e madhe kundër kurejshitëve.

**Abdullah bin Selam i ftoi hebrenjtë ta pranonin këtë fe dhe ta pranonin Muhamedin për të dërguar, i cili ishte i prituri, i paralajmëruari në librat e tyre, por ata refuzuan dhe e mohuan atë, ndërsa në shpirtin e tyre mbollën urrejtje dhe xhelozi.**

Historia na tregon se marrëdhëniet e idhujtarëve kurejshitë dhe Pejgamberit a.s. lirisht mund t'i quajmë gjendje lufte, duke filluar që nga ajo ekonomike e deri të lufta frontale, siç është lufta e Bedrit. Kjo gjendje konfliktuale zgjati deri në marrëveshjen e Hudejbies, kur Muhamedi a.s. lidhi marrëveshje me idhujtarët kurjeshitë



*Historianët tregojnë se hebrenjtë kanë qenë të njoftuar se do të vijë një i dërguar në Gadishullin Arabik, duke i ditur shenjat e mëhershme nga Tevrati.*

për ndalimin e konflikteve në mes tyre dhe për rregullimin e marrëdhënieve ndërshtetërore.

Vlen të ceket se në këtë marrëveshje hynë edhe fiset e ndryshme përreth Mekës dhe Medinës, disa sosh ishin në anën e myslimanëve e disa të tjerë në anën e kurjeshitëve. Kjo marrëveshje qëndroi së implementuari deri atëherë kur fiset të cilat ishin në anën e kurejshitëve filluan ta shkelnin këtë marrëveshje dhe e tilla përfundoi me çlirimin e Mekës. Me çlirimin e Mekës filloi një fazë e re e marrëdhënieve mes myslimanëve dhe idhujtarëve, me të filloi faza e bashkëjetesës ndërmjet myslimanëve dhe jomyslimanëve, filloi faza e faljes, me këtë rast Pejgamberi a.s. i amnistoi të gjithë, pavarësisht asaj çfarë ata i kishin bërë atij.

## Marrëdhëniet e Pejgamberit a.s. me hebrenjtë

Hebrenjtë kishin një shtrirje të gjerë në Medinë dhe në Hixhaz, për faktin se kishin një pozitë financiare të qëndrueshme, ishin tregtarë të mëdhenj dhe e shfrytëzonin tregtinë dhe gjendjen e tyre për të pasur marrëdhënie të mira me këdo, kudo që kanë jetuar dhe pozita e tyre ka qenë e lartë, si dhe fjala e tyre ka qenë përfundimtare thuajse në krejt Hixhazin. (Halide Jasin, Qëndrimi i Pejgamberit a.s. karshi hebrenjve të Hixhazit)

Historianët tregojnë se hebrenjtë kanë qenë të njoftuar se do të vijë një i dërguar në Gadishullin Arabik, duke i ditur shenjat e mëhershme nga Tevrati. Banorët e Medinës kishin dëgjuar shumë nga rabinët për ardhjen e një të dërguari. Shpeshherë kur kishin ngatërresa ndërmjet fiseve Evs dhe Hazrexh, rabinët shfrytëzonin rastin që t'ua tërhiqnin vërejtjen për ardhjen e një pejgamberi, i cili do t'i dënonte siç u dënuan populli i Adit dhe i Themudit. (Ibën Is'haku, Jetëshkrimi i Muhamedit a.s.)

Qëndrimi i Pejgamberit a.s. kundrejt hebrenjve është në dy forma:

E para, dialogu-polemika. Historia e shënon ballafaqimin e parë për të polemizuar rreth fesë ndërmjet Muhamedit a.s. dhe hebrenjve, kur i Dërguari a.s. e ftoi për të polemizuar rabinin Abdullah bin Selam. Ky ishte njëri prej rabinëve më të mëdhenj hebrenj, i cili e pranoi Islamin me një bindje të madhe. Ai ishte njëri ndër dijetarët më të njohur të hebrenjve në Medinë. Në momentin kur kishte dëgjuar për ardhjen e Muhamedit a.s. në Medinë te fisi Benu-Nexhar, ai shpejtoi për ta takuar atë dhe ia



parashtroi disa pyetje të cilat nuk i dinte askush pos të dërguarve. Kur dëgjoi përgjigjet e të Dërguarit, në atë moment e besoi menjëherë atë dhe i tha atij: "Hebrenjtë janë popull gënjeshtar". (Transmeton Buhariu, 3082).

Abdullah bin Selam i ftoi hebrenjtë ta pranonin këtë fe dhe ta pranonin Muhamedin për të dërguar, i cili ishte i prituri, i paralajmëruari në librat e tyre, por ata refuzuan dhe e mohuan atë, ndërsa në shpirtin e tyre mbollën urrejtje dhe xhelozi. Më pas Pejgamberi a.s. bëri marrëveshje me ta, e cila njihet ndryshe si "Karta e Medinës", pikat kryesore të së cilës kishin të bënin me hebrenjtë.

Një nga pikat e "Kartës së Medinës" thoshte: "Hebrenjtë e fisit Benu-Auf janë në bashkësi me besimtarët, ata kanë fenë tyre, myslimanët kanë fenë e tyre, ata kanë furnizimin e tyre, ndërsa myslimanët kanë furnizimin e tyre dhe në mes tyre ka marrëveshje që ta mbrojnë njëri-tjetrit në rast se sulmohen nga të tjerët. Mes tyre mund të ketë këshilla, mirësjellje, pa i shkaktuar dëm asnjëra palë tjetrës dhe obligohen t'i ndihmojnë atij që i bëhet e padrejtë, pa marrë parasysh besimin që i takon, hebrenjtë shpenzojnë paratë e tyre me besimtarët kur bëhet fjalë për funksionimin e shtetit." (IbënHisham, Jetëshkrimi i Muhamedit a.s.)

Në "Kartën e Medinës" ka ardhur si ligj se gjykimi për çështje të ndryshme i takon Allahut dhe të Dërguarit të tij. Në të thuhet: "Pa marrë parasysh se çfarë konflikti keni mes vete, çdo çështje kthehet tek Allahu dhe tek i Dërguari i tij, e me të vërtetë çdo gjë që ndodh mes nënshkruesve të kësaj marrëveshjejenga mosmarrëveshjet e tyre me njëri-tjetrin, çështja i takon Allahut dhe të Dërguarit të tij." (Ibën Kethiri, Jetëshkrimi i Muhamedit a.s.)

Këtë marrëveshje e miratoi Allahu nëpërmjet Kuranit, në të cilin thuhet: *"Për çdo gjë që nuk pajtoheni, gjykimi për të është tek Allahu..."* (Esh Shuara, 10)

*"Ti (Muhamed) thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi dhe këshillë të mirë dhe polemizo me ata (kundërshtarët) me atë mënyrë që është më e mira..."*

Pejgamberi a.s. zbatoi rregulla të barabarta për të gjithë, si për myslimanët ashtu edhe për hebrenjtë, i mbrojti fizikisht, ua ruajti nderin, pasurinë, moralin, por edhe në rastet e ndëshkimeve dhe dënimeve zbatoi drejtësi të plotë pavarësisht se cilës fe i takonin.

Allahu xh.sh. në Kuran e mësoi Pejgamberin a.s. se si të sillej me kundërshtarët e tij: *"Ti (Muhamed) thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi dhe këshillë të mirë dhe polemizo me ata (kundërshtarët) me atë mënyrë që është më e mira..."* (En Nahl, 125)

E dyta, konflikti ushtarak. Ishin hebrenjtë ata që të parët thyen marrëveshjet dhe pikat e "Kartës së Medinës" mes myslimanëve dhe jomyslimanëve. Kjo ndodhi kur njëri nga pjesëtarët e fisit Benu-Kajnuka ngacmoi një grua myslimane në treg, kështu që i zbuloi pjesë nga avreti i saj. Hebrenjtë të tjerë që gjendeshin aty filluan të qeshnin me këtë veprim. Krejt këtë e pa një mysliman, i cili e sulmoi hebreun dhe e mbyti atë. Pas kësaj hebrenjtë u tubuan dhe e mbytën myslimanin. Lajmi për këtë ngjarje arriti te myslimanët e tjerë, të cilët me të dëgjuar për këtë arritën te vendi dhe filloi grindja mes tyre. Ky lajm arriti edhe te i Dërguari a.s., i cili menjëherë u nis me ushtrinë e tij drejt fisit Benu-Kajnuka. Në momentin kur hebrenjtë e panë situatën, ata u pozicionuan në pozitat e tyre, numri i tyre ishte 700. Pejgamberi a.s. me ushtrinë e tij i rrethuan me një rrethim të plotë, kjo ngjarje ndodhi pas luftës së Bedrit. Në fund ata iu dorëzuan gjykimit të Pejgamberit a.s., i cili pas ndërmjetësimit të Abdullah ibën Ubeje, i fali ata, por me marrëveshje që ata ta lëshonin Medinën. Largimi i tyre nga Medina erdhi si pasojë e thyerjes së marrëveshjes me Pejgamberin a.s. dhe jo se ai kishte qëllim depërtimin e tyre. (Ibën Kajjim, Zeadel Mead)

Ngjarje të tilla ndodhën edhe me fisin Benu Nadir, të cilët tentuan që ta mbysnin të Dërguarin e Allahut në muajin Rebiul-Evvel, të vitit të katërt hixhri, më pas Pejgamberi a.s. i rrethoi ata dhe i detyroi që të shpërnguleshin nga Medina. Shkelja e marrëveshjes nga fisi Benu-Kurejdha ndodhi në betejën e Hendekut në vitin e pestë hixhri, kur mushrikët e rrethuan Medinën dhe myslimanët frikësoheshin për këtë, atëherë hebrenjtë e fisit Benu-Kurejdha e shfrytëzuan këtë gjendje të myslimanëve që të fusnin luhatje në mesin e tyre. Pas luftës së Hendekut, Pejgamberi a.s. i rrethoi për 25 ditë fisin Benu-Kurejdha dhe i detyroi që të dorëzohen dhe të largohen nga vendet e tyre.

Përkundër tentimeve të shumta për vrasjen e Pejgamberit a.s. qoftë vrasje direkte apo indirekte, siç është rasti i helmimit, kjo prapëseprapë nuk shpiu në prishjen e marrëveshjes nga ana e Pejgamberit a.s. dhe largimit të tyre nga Medina, mirëpo ata ishin të parët që prishën këtë marrëveshje dhe për këtë arsye ai i largoi nga Medina. Zoti në Kuran thotë: *"Gjithsesi ti do të vëresh se hebrenjtë dhe ata që i përshkruan Zotit shok (idhujtarët) janë njerëzit me armiqësinë më të fortë kundër besimtarëve (myslimanëve)..."* (El Maide, 82)

Dr. Jusuf El-Kardavi

# Pozita e Kudsit (Jerusalemit) në Islam

Hebrenjtë pretendojnë se kanë të drejtë fetare dhe historike në Kuds, ndërsa ai që e lexon Tevratin dhe shtojcat e Tevratit nuk do të gjejë kurrfarë shenjtërie për Kudsin, e as ndonjë interesim për të. Ndërsa e kundërta e kësaj është tek ne myslimanët, Kudsi dhe xhamia el-Aksa kanë një pozitë të madhe në besimin, sheriatin, adhurimet dhe lutjet tona.

## 1- Kudsi është kibleja e parë e myslimanëve

Pasi që myslimanëve u obligua namazi në natën e Israsë dhe Miraxhit (3 vjet para hixhretit-shpërnguljes për në Medinë) për 3 vjet u falën të drejtuar kah xhamia el-Aksa, gjithashtu edhe pas hixhretit për gjashtëmbëdhjetë muaj vazhduan të falen të drejtuar kah xhamia el-Aksa, derisa Allahu e shndërroi kiblen kah Qabeja. Hebrenjtë përhapën fjalë për këtë shndërrim, saqë disa thanë: Namazet e kaluara të myslimanëve nuk janë të pranuara dhe kanë humbur, për shkak se nuk kanë qenë të drejtuar kah kibleja e vërtetë, ndërsa Allahu xh.sh. thotë: "*Allahu nuk është që t'ua humbë besimin tuaj. S'ka dyshim se Allahu është shumë i butë dhe mëshirues ndaj njerëzve*"[1].

Në Medinë ekziston një xhami e rëndësishme e cila quhet "Mesxhidul-Kibletejn - xhamia e dy kibleve", në të cilën myslimanët faleshin të drejtuar kah xhamia el-Aksa, e kur u njoftuan se kibleja ishte shndërruar, atëherë në të njëjtin namaz janë kthyer kah kibleja e re.

## 2- Kudsi është toka e Israsë dhe e Miraxhit

Këtë e përmend Kurani, në të cilin ekziston një sure e emërtuar me këtë emër "Suretul-Isra" dhe fillon me këtë ajet: "*Pa të meta është Lartmadhëria e Atij që robin e Vet e kaloi në një pjesë të natës prej Mesxhidi Haramit (prej Qabesë) gjer në Mesxhidi Aksa, rrethinën e së cilës Ne e kemi bekuar, (ia bëmë këtë udhëtim) për t'ia treguar atij disa nga argumentet Tona. Vërtet, Ai është dëgjuesi (i fjalëve të Muhammedit), pamësi (i punëve të Muhammedit)*"[2].

Qabeja nuk është përshkruar me diçka tjetër përveçse si xhami e shenjtë, mirëpo Allahu xh.sh. e ka përmendur xhaminë el-Aksa me bekim: "Rrethinën e së cilës Ne e kemi bekuar", nëse rrethina e saj është e bekuar, atëherë edhe xhamia el-Aksa është e bekuar.

Israja (udhëtimi tokësor që Pejgamberi a.s. e bëri brenda një nate prej Qabesë gjer në xhaminë el-Aksa) ishte për në këtë vend, ndërsa Miraxhi (udhëtimi të cilin Pejgamberi a.s. e filloi nga toka dhe vazhdoi deri në qiejt më të lartë) ndodhi prej këtij vendi, dhe kjo argumenton se udhëtimi për në këtë vend ishte i qëllimshëm. Ka qenë e mundshme që Miraxhi të ndodhë prej Mekëss për në qiejt më të lartë, mirëpo Allahu xh.sh. dëshiroi për Pejgamberin e Tij që të kaloj nëpër Kuds dhe t'u prijë në namaz të gjithë pejgamberëve, e të lajmërojë për ndryshimin e ri në udhëheqjen fetare të botës, se ajo ka kaluar prej bijve të Israilit tek bijtë e Ismailit...

Allahu xh.sh. me këtë udhëtim dëshiroi ta bëjë një lidhshmëri ndërmjet dy xhamive të shenjta: Qabesë e cila është fillimi i Israsë, dhe xhamisë el-Aksa e cila është mbarimi i Israsë, ashtu që të ekzistojë në ndjenjat e njeriut lidhshmëria ndërmjet këtyre dy xhamive madhështore, sepse nëse njëra lihet pas dore është lajmërim që edhe tjetra do të lihet pas dore.

Kudsi pra është toka e Israsë dhe e Mi'raxhit.

## 3- Kudsi është tokë e bekuar dhe toka e pejgamberëve

Allahu xh.sh. tërë tokën e Palestinës e ka përshkruar si tokë të bekuar në pesë ajete të Librit të Tij:

"... *prej Mesxhidi Haramit (prej*

*Qabesë) gjer në Mesxhidi Aksa, rrethinën e së cilës Ne e kemi bekuar ...*"[3]. Allahu xh.sh. për Ibrahimin a.s. thotë: "*E Ne shpëtuam atë e edhe Lutin në atë tokën që e kemi bekuar për njerëz*"[4].

Ndërsa për Sulejmanin a.s. thotë: "*Ndërsa Sulejmanit (ia nënshtruam) erën e fortë që sipas dëshirës se tij ecte me të deri te toka të cilën e kemi bekuar Ne*"[5].

Madje, disa komentatorë të Kur'anit kanë thënë se në fjalën e Allahut xh.sh.: "*Pasha fikun dhe ullirin! Dhe (kodrën) Turi Sina! Dhe këtë qytet të sigurisë!*"[6]. Disa komentatorë të mëdhenj të Kur'anit kanë thënë se për qëllim është toka e fikut dhe ullirit e cila është toka e xhamisë el-Aksa, ku Allahu xh.sh. e fillon suren Et-Tinë duke u përbetuar në të. Me këtë harmonizohen dhe përshtaten këto tri pjesë në ajete: "*Pasha fikun dhe ullirin!*"[7], është toka në të cilën është shfaqur Isa a.s.; "*Dhe (kodrën) Turi Sina!*"[8], është toka në të cilën Allahu xh.sh. i ka folur Musait a.s.; "*Dhe këtë qytet të sigurisë!*"[9], është toka në të cilën është shfaqur pejgamberllëku i Muhammedit a.s.. Andaj, kjo është pozita e Kudsit.

## 4- Kudsi është toka e vendosmërisë dhe xhihadit

Allahu xh.sh. i ka njoftuar pejgamberët e Tij se kjo tokë do të luftohet dhe okupohet, e myslimanët e kanë për obligim që ta mbrojnë atë dhe t'i rezistojnë e t'i luftojnë armiqtë ashtu që mos ta okupojnë atë, e kur ta okupojnë atë atëherë duhet të luftojnë derisa ta çlirojnë. Për këtë Pejgamberi a.s. në një hadith të tij thotë: "Një grup i ymetit tim do të vazhdojë të jetë mbrojtës i fesë, mposhtës i armiqve të tyre, e kundërshtarët e tyre s'do të mund t'i dëmtojnë ata, vetëm nëse lëndohen, deri sa të vij urdhri i Allahut e ata janë në atë gjendje. I është thënë: O i Dërguar i Allahut, ku janë ata? Ka thënë: Në xhaminë el-Aksa dhe rreth saj"[10]. Këta janë grupi që e mbrojnë atë për hir të Allahut xh.sh..

## 5- Kudsi është njëra prej tri qyteteve të shenjta në Islam

Qytetet e shenjta tek ne myslimanët janë:

1. Meka, në të cilën gjendet Shtëpia e Allahut, Qabeja.
2. Medina, të cilën Allahu e ka nderuar me xhaminë e Pejgamberit a.s., ku gjendet edhe varri i Pejgamberit a.s..
3. Kudsi, në të cilin gjendet xhamia el-Aksa.

Këto janë xhamitë madhështore dhe të shenjta në Islam, për të cilat Pejgamberi a.s. na ka lajmëruar se nuk duhet të mësyhet udhëtimi për të vizituar xhamitë përveç në këto tri xhami. Të gjitha xhamitë janë të barabarta në shpërblim, përveç këtyre tri xhamive, siç thotë Pejgamberi a.s.: "Mos të mësyhet udhëtimi për të vizituar xhamitë, përveç në tri xhami (me qëllim për të falur namaz, përveç këtyre tri xhamive të gjitha xhamitë tjera janë të barabarta në shpërblim): Qabenë, xhaminë time (xhaminë e Pejgamberit a.s. në Medine) dhe xhaminë el-Aksa (në Kuds-Jerusalem)"[11]. Pra, nuk lejohet që njeriu të vendosë për të udhëtuar duke pasur për qëllim faljen e namazit në ndonjë xhami të posaçme me shpresë të shpërblimit për të, përveç në këto tri xhami, ndërsa të gjitha xhamitë e tjera janë të barabarta në shpërblim.

Kjo është pozita e Kudsit në ndjenjën islame, në ndërgjegjen islame, në vetëdijen islame, në besimin islam.

*(Përkthimi dhe përshtatja e këtij artikulli është bërë nga libri "Predikimet e Shejh El Kardavit, përgatitur nga Halid Essad, mektebetu vehbeh, Kajro, 2003, vëllimi V, faqe: 94-91).*

*Përktheu: Dr. Faruk Ukallo*

*1. El-Bekare, 143. 2. El-Isra, 1. 3. El-Isra, 1. 4. El-Enbija, 71. 5. El-Enbija, 81. 6. Et-Tinë, 1-3. 7. Et-Tinë, 1. 8. Et-Tinë, 2. 9. Et-Tinë, 3. 10. Hadithin e transmeton Abdullah ibën Ahmedi nga babai i tij në "Musned" nga Ebu Umamete El-Bahilij. 11. Hadithin e transmetojnë: Buhariu, Muslimi, Ebu Davudi, Nesaiu, Ibën Maxhe dhe Ahmedi nga Ebu Hurejreja. Gjithashtu e transmetojnë: Buhariu, Muslimi, Tirmidhiu, Ibën Maxhe dhe Ahmedi nga Ebu Seid El-Hudriu. Gjithashtu e transmeton Ibën Maxhe nga Ibën Amri.*



Mustafa Eris

# Hulejde bint Kajs r.a.
## (zonja e parë prej sahabeve medinase)

Hulejde binti Kajs r.a. ishte një nga zonjat e para ensare….. ishte një zonjë sahabe, e cila së bashku me bashkëshortin shkuan në Mekë dhe gjatë takimit të dytë të Akabës me Resulullahun u nderuan me Islam…. Gjithashtu ajo ishte e njohur edhe me emrin "Ummu Bishr".

Ajo ishte medinase. Babai i saj ishte Kajs ibën Thabiti, ndërsa bashkëshorti i saj ishte Bera ibën Marur r.a.. Hulejde r.a. ishte një zonjë e zgjuar dhe e mençur. Ngjarjet, kujtimet në mendjen e saj i ruante mirë. Transmeton një kujtim të bashkëshortit të saj, që ishte nisur rrugës për në Mekë për t'iu bindur të Dërguarit të Zotit:

"Kur Islami filloi të përhapej në Jethrib, një grup ensarësh kishin vendosur për të vizituar të Dërguarin as.. Së bashku me Bera ibni Marur edhe unë iu bashkova karvanit. Në rrugë kur u ngritëm për të falur namaz, në zemrën e Berasë u ndje në heshtje thënia: "Unë Qabenë nuk dua ta lë pas, drejt saj dua ta fal namazin"

Prej sahabëve si: Kab ibni Malik, Esed ibni Zarur thanë: "Pasha Allahun, ne kemi dëgjuar se Pejgamberi ynë është falur vetëm nga Shami. Ne nuk duam ta kundërshtojmë atë". Beraja r.a. nuk hoqi dorë nga ideja dhe tha: 'Unë do të lutem (falem) drejt Qabesë'."

Ajo vazhdon, kur erdhën në Mekë, Beraja ngjarjen që kishte ndodhur gjatë rrugës ia tregoi të Dërguarit e i tha: 'O i Dërguari i Allahut! Unë në këtë udhëtim dola pasi Allahu mua më kishte sjellë në Islam. Është e vështirë për mua që ta lë prapa krahëve Qabenë. Më erdhi më lehtë të falem gjatë namazit drejt saj. Në këtë çështje shokët e mi më kundërshtuan. Kjo është arsyeja pse unë kam dyshime. Cili është mendimi juaj? I Dërguari i dy botëve s.a. buzëqeshi e tha: 'Ju ishit tashmë drejt një kibleje. Sikur të kishe bërë durim në këtë çështje".

Bera r.a. pas kësaj përgjigjeje, u kthye kah Shami për ta falur namazin. Në histori njihet si personi i parë që fali namazin nga Qabeja."

Hulejde r.a. nga martesa me Bera ibni Marur kishte një fëmijë me emrin Bishr. Ajo bëri një përpjekje të madhe që fëmijën ta rriste me bukuritë islame. Ajo i kushtoi vëmendje edukimit të fëmijës. Përpiqej që t'i mbushte zemrën me dashurinë e Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Dëshironte që fëmija e saj të rritej si luftëtar i Islamit.

Hulejdes për shkak të emrit të djalit i referoheshin edhe me emrin Ummu Bishr b. Bera. Nënshtrimi i tij për Allahun dhe të Dërguarin e Tij ishte i plotë. Bishri ishte rritur me një heroizëm luftëtari. Në moshë të re ai u bë një luftëtar i Islamit.

Ai së bashku me të Dërguarin, diellin e dy botëve mori pjesë në luftën e Bedrit, Uhudit, Hendekut dhe Hajberit. Tregoi trimëri

**Hz. Aliu i bëri sihariq duke thënë se kjo punë që e bën ti është punë që e kënaq Zotin, dhe shtoi se e kam dëgjuar Resulullahun s.a. duke thënë: "Sureja Fatiha ka zbritur nga thesari i poshtëm i Arshit"**



të madhe. Në Hajber, Resulullahun s.a, e gostisën me mish qengji të helmuar nga i cili Bishri hëngri dhe ra dëshmor.

Hulejde u bë nënë dëshmori dhe në jetë mbeti e vetmuar. Po ashtu edhe bashkëshorti i saj vdiq një muaj para hixhretit. Resulullahu (s.a) kur bëri hixhret në Jethrib, Hulejdeja erdhite varri i bashkëshortit të saj dhe i tregoi të Dërguarit duke i thënë: Ja Resulalla h! Ky është Bera bin Marur, i pari prej të nderuarve me Islam, i pari që u kthye nga Qabeja, i pari që e la trashëgimi1/3 e pasurisë dhe ishte njëri prej prokurorëve, ky është varri i tij".

Resulallahu s.a. së bashku me ashabët ia falën namazin e xhenazes Berasë (r.a) dhe u lut duke thënë: "O Zoti im! Fale atë, mëshiroje dhe ji i kënaqur nga ai".

Hulejde vazhdimisht lexonte Kuran dhe i pëlqente të merrte pjesë në mexhliset e dijes, ku Hz. Aisheja r.a. i transmetonte hadithe zonjave të myslimanëve, aty ajo ishte pjesëmarrëse në ato ligjërata. Një paradite Hulejde (r.a) në rrugët e Medinës ecte duke lexuar suren Fatiha.

Para i dolën dhe ajo u takua me Hz. Aliun, Imran ibni Husejn, dhe Enesi ibni Malik r.a. Hz. Aliu i tha asaj: Ummu Bishr! Ç'është ajo që e përshpërisje?"Ajo ia ktheu duke iu përgjigjur: "po përshpërisja suren Fatiha". Hz. Aliu i bëri sihariq duke thënë se kjo punë që e bën ti është punë që e kënaq Zotin, dhe shtoi se e kam dëgjuar Resulullahun s.a. duke thënë: "Sureja Fatiha ka zbritur nga thesari i poshtëm i Arshit"

Edhe Imran ibni Hysejn tha: Edhe unë e kam dëgjuar të Dërguarin s.a. duke thënë: "Nuk është e mundshme t'i gjej ndonjë e keqe njerëzit nga xhinët në një shtëpi, nëse nga robërit lexohet Fatihaja dhe Ajetul-Kursij".

Enesi ibni Malik r.a ishte gëzuar dhe shtoi se kishte dëgjuar se ajo



është prej sureve me të vlerësuara.

Hulejde r.a lirisht fliste para të Dërguarit a.s. Një ditë ajo tha: Ja Resulullah, të vdekurit a e njohin njëri-tjetrin? Dielli i dy botëve, i Dërguari a.s. duke buzëqeshur tha: "Shpirtrat e mirë shëtiten në xhennet sikur zogjtë e gjelbër në qiell. Edhe shpirtrat e pastër njihen mes vete sikur zogjtë në pemë që e njohin njëri-tjetrin".

Hulejde binti Kajs r.a. përshkruan një vizitë në momentet e fundit të të Dërguarit kur ishte i sëmurë, në gjendje të rëndë. Erdha pranë tij, e pashë atë, i vura dorën time në ballë të të Uruarit. Kam ndier një temperaturë që nuk e kisha ndier deri atëherë. Zemra s'më duroi dhe i thashë: "O i Dërguar i Allahut! Unë shoh që je i prekur nga një sëmundje e cila nuk e ka zënë askënd, je prekur nga Malaria. Dielli i dy botëve më tha: "Sikurse shpërblimet dhe bamirësitë që do të na jepen neve shumëfish, ashtu të shumëfishta do të jenë sprovat". Pastaj më pyeti: "Ç'ka thonë populli im për këtë sëmundje?" Unë ia ktheva: Populli thonë se sëmundja te Resulullahu është Peleurit. Pas kësaj i Dërguari ynë tha: "Nuk i jep një sëmundje të këtillë Allahu të Dërguarit të Tij. Ajo nuk është asgjë tjetër përveçse një dyshim i shejtanit". Unë përsëri i thashë: O i dërguar i Allahut! A e di nga erdhi kjo sëmundje te ju? Pastaj më erdhi para syve gjendja e temperaturës së birit tim Bishrit, i thashë: mendoj se vdekja e të tim biri s'është veçse nga qengji i helmuar që e kishte ngrënë në Hajber. Dielli i dy botëve, i Dërguari a.s. tha:"Oj Ummu Bishr! Edhe mua ma merr mendja se e ka nga ajo, ngase në Hajber së bashku me të kemi provuar nga mishi i helmuar ku tash e ndiej dhembjen dhe damari i zemrës më është këputur".

Hulejde r.a, kur e pa të Dërguarin duke përjetuar këtë sëmundje të ndezur, s'mundi të durojë e tha: "Qofshin të flijuar nëna dhe babai im për ty, o i Dërguar i Allahut" dhe u largua prej tij me lot në sy.

Hulejde r.a tërë jetën e kaloi me besnikëri dhe dashuri për të Dërguarin a.s derisa kaloi në botën e përjetshme.

Allahu qoftë i kënaqur prej saj! Varri iu bëftë dritë! Ju prehtë shpirti në qetësi! Amin!

*Përktheu nga turqishtja:* **Esma Morina**

*Revista"Altinoluk", nr. 245. Korrik 2006.*

**Prim.dr.med.sc. Ali F. Iljazi**

# Mrekullia e Krijuesit - Fiku

Fikun shpesh e quajnë mbretëreshë e frutave të mediteranit, ndërsa ai nuk është frutë, por lule! Saktë, shumë lule që rriten brenda kapsulës që ngjasojnë në dardhën. Kur e prejmë fikun e freskët përgjysmë, pjesa rozë e lëngshme që gjendet brenda nuk është sikurse te frutat e tjera "mishi", por grumbull i luleve të vogla që me kohë janë pjekur, kanë dhënë farë dhe frutat e saj.

Allahu i madhërishëm në Kuranin fisnik urdhëron e thotë: *"Pasha fikun dhe ullirin!" (Et - Tinë, 1)*

Fikun shpesh e quajnë mbretëreshë e frutave të mediteranit, ndërsa ai nuk është frutë, por lule! Saktë, shumë lule që rriten brenda kapsulës që ngjasojnë në dardhën. Kur e prejmë fikun e freskët përgjysmë, pjesa rozë e lëngshme që gjendet brenda nuk është sikurse te frutat e tjera "mishi", por grumbull i luleve të vogla që me kohë janë pjekur, kanë dhënë farë dhe frutat e saj.

Kështu, brenda fikut gjinden me mijëra fruta në miniaturë, ndërsa vetë fiku është lule që rritet përbrenda. Kjo duket tejet interesante apo jo? Por, kjo nuk është pjesa më interesante kur bëhet fjalë për fikun. Krijimi i secilit fiq është një melodramë e vogël e vërtetë, e cila nënkupton sakrificë të vetëdijshme për të vazhduar dy lloje - fikun dhe bletët e fikut. Në realitet kur kuptoni që lulja e fikut lulëzon brenda kapsulës (lëkurës), atëherë mund të pyetni se si fiku frytnohet? Si përhapet poleni i tij kur çdo gjë është brenda?

Meqë lulëzojnë brenda, u nevojitet një proces special i polenizimit, ngase nuk mund të mbështeten në bletë dhe erëra, ndërsa këtu veprojnë bletët e fikut. Fiku nuk mund të mbijetojë pa këto bletë të cilat përhapin materialin e tij gjenetik, ndërsa këto bletë nuk mund të jetojnë pa fikun, ngase aty i lëshojnë larvat e tyre.

**Fiku përdoret i freskët, i tharë dhe i përpunuar në produkte të ndryshme si marmelatë, reçel, pekmez, etj. Fiqtë rekomandohen të përdoren nga persona të dobësuar, nga anemikët dhe nga ata që ndjejnë shumë të ftohtë, ngase i japin organizmit forcë dhe nxehtësi.**

Bletët e fikut janë shumë më të vogla se ato që jemi mësuar t'i shohim, ndërsa detyra kryesore e tyre është që të hyjnë në fik dhe në të t'i vendosin vezët. Ndoshta keni vërejtur që në fundin e secilit fik gjendet një zgavër e vogël, e cila shërben që bleta femër të hyjë në frutë dhe aty t'i vendosë vezët.

Gjatë hyrjes në fik, bleta mbetet pa krahë dhe asnjëherë më nuk mund të dalë nga fiku. Ajo i vendos vezët në lulet femërore brenda fikut dhe kështu lë disa qindra vezë. Kështu bleta mëmë edhe i fekondon lulet, ngase me vete bart polenin e fikut.

Bleta mëmë sakrifikohet dhe vdes, ndërsa nga lulet femërore së pari dalin nga vezët bletët meshkuj. Është interesante që i vetmi rol i bletëve meshkuj në tërë këtë tregim është që t'i fekondojnë femrat (motrat e tyre) dhe këtë derisa femrat ende janë në vezë! Meshkujt pastaj shpojnë zgavëra nëpër lëvozhgën e fikut, dalin jashtë dhe menjëherë vdesin.

Femrat e reja të fekonduara mbledhin polenin e fikut dhe dalin nga frutat nëpërmes zgavrës që e kanë bërë meshkujt më parë. Femrat pastaj menjëherë nisen për të kërkuar frutat e reja në të cilat hyjnë, i vendosin vezët, frytnojnë fikun e pastaj vdesin si heronj.

Pasiqë shkencëtarët paraqitën këtë zbulim, shumicës së njerëzve u neverit ideja që me fikun i hanë edhe trupat e bletëve të vdekura, por nuk ka shkas për brengosje. Së pari, fiqtë tajojnë enzime të forta që i zbërthejnë trupat e bletëve. Dhe tjetra, më së shpeshti llojet e



fiqve kanë fruta mashkullore dhe femërore, ndërsa ne hamë vetëm fruta femërore, ndërsa tërë procesi i frytnimit zhvillohet te frutat mashkullore. Ja, e gjitha kjo ndodh para se fiqtë të përfundojnë në pjatën tuaj.

Fiku është një pemë e këndshme dhe e ushqyeshme. Përmban shumë karbohidrate, që në fiq të thatë arrijnë mbi 60% (glukozë dhe fruktozë), si dhe albumina e yndyra. Në krahasim me pemët e tjera, më së shumti përmban kalcium, bakër, magnezium, kalium dhe sulfur. Fiku përmban më shumë kalcium sesa qumështi. Vlen të përmendet se 100 gr fiq përmbajnë 126-280 kalcium, kurse 100 ml qumësht 120 mg.

Përveç kësaj, fiku përmban mjaft vitaminë A, B1, B2, niacinë, B6, C, etj. Fiku përmban sasi të konsiderueshme të hekurit, si element i rëndësishëm i organizmit tek anemitë. Në 100 gr fik ka 250 kalori. Bakri, si mikroelement, në fik gjendet në sasi prej 0.3 mg në 100 gr.

Fiku përdoret i freskët, i tharë dhe i përpunuar në produkte të ndryshme si marmelatë, reçel, pekmez, etj. Fiqtë rekomandohen të përdoren nga persona të dobësuar, nga anemikët dhe nga ata që ndjejnë shumë të ftohtë, ngase i japin organizmit forcë dhe nxehtësi.

Fiku nuk këshillohet të përdoret nga persona që vuajnë prej sëmundjes së sheqerit, kurse duhet ta përdorin ata që vuajnë nga hemorroidet, dhembjet reumatike, nga ata që kanë sasi të shtuar të kolesterolit në gjak. Fiku gjithashtu parandalon rënien e flokëve, mënjanon erën e rëndë të gojës (fetor ex ore), pastron mushkëritë nga këlbaza. Në kohë të fundit thuhet se ka veti antikanceroze.

Në rastet e acarimit të faringut, të mishrave të dhëmbëve dhe të rrugëve të frymëmarrjes, lëngu i përgatitur nga zierja e fiqve jep rezultate shumë të mira. Fiqtë përdoren me sukses në mjekësinë popullore kundër kapsllëkut. Për këtë çdo mëngjes, pasi të keni pirë më parë një gotë uji të freskët, esëll, hahen disa kokrra fiq. Kjo nuk rekomandohet për ata që vuajnë nga diarreja.

Qumështi i fikut përdoret me sukses për heqjen e kallove, si dhe kundër reumatizmit e dhembjeve të tjera artritike. Qumështi i fikut të egër përdoret me efekt për zhdukjen e lythave nga sipërfaqja e duarve ose këmbëve. Përgatitet në këtë mënyrë:

Lythat lahen me qumësht fiku të egër 3-4 herë në ditë. Kjo kurë zgjat 4-5 ditë radhazi, derisa të bien vetë. Gjethet e njoma të fikut kanë veti terapeutike shumë të mira kundër sëmundjes së astmës. Për këtë preferohet të merren 1-2 gjethe të freskëta dhe të zihen në ujë derisa të mbetet gjysma e sasisë së ujit. Lëngu i fituar pihet në mbrëmje para se të flemë ose esëll në mëngjes.

Edhe në këtë pemë Allahu i madhërishëm betohet në kaptinën e fikut (Suretu et-Tinë). Këtë pemë e preferon mjaft edhe Muhammedi a.s. Tregojnë se njëherë Muhammedit a.s. ia ofruan një pjatë me fiq. Duke ngrënë, ua ofroi edhe shokëve të vet dhe u tha: "Se po të kisha thënë për ndonjë pemë se ka zbritur nga xhenneti, ajo pemë do të ishte fiku, ngase pemët e xhennetit janë pa bërthama."

Ne na mbetet t'ua preferojmë njerëzve këtë pemë të rëndësishme, pemë e cila është përmendur në Kuranin famëmadh dhe të cilën jo vetëm se e ka preferuar Muhammedi a.s., por edhe e krahasoi me pemët e xhenetit.

Mesazhi i Kuranit fisnik është i qartë, për çdo brez, kohë dhe vend: *"E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni (ju o njerëz dhe ju o xhinë)?" (Er - Rrahman, 13)*

Ilmi Rexhepi

# Gjuha dhe historia (1)

I kënduari kryesor i Fishtës është heroizmi i myslimanit Oso Kuka në vitin1862, që lufton kundër cubave të Malit të Zi për ideale shqiptare nën Perandorinë Osmane, ngjarje e vërtetë historike kjo me të cilën Fishta do të thotë shumëçka për kombin shqiptar (jo vetëm histori e letërsi).

A ka thënë Gjergj Fishta: *"Të gjithë shqiptarët myslimanë duhet hedhur në det"*

Në rrjetet sociale, shpeshherë, kam parë që thënia e lartshënuar t'i atribuohet Gjergj Fishtës. Për të qenë bindës e për ta bërë punën serioze, i referohen një shkrimi të një historiani, të botuar në vitin 1997, në gazetën "Bujku", në të cilin qenka sjellë "besnikërisht" thënia e lartshënuar në gojë të Gjergj Fishtës.

Kur ke parasysh që sot një pjesë e madhe e shqiptarëve të rinj, për faj të shkollës, nuk kanë sfond historik sa të kishin të paktën një ide të ndërtuar drejtuese se ç'është e thënshme e ç'është e pathënshme prej secilës prej figurave tona kyçe historike e letrare, bëhet më se e nevojshme të përvërtetojmë nëse vërtet Fishta ka thënë siç i vënë në gojë.

**Për sjelljen dhe këndimin e veprës së Fishtës në Kosovë janë meritorë hoxhallarë dhe njerëz të shquar për fetari islame, si Mulla Hafëz Ymeri i Sazlisë dhe Rizah Strellci.**



Nëse për të rinjtë e shkolluar keq e për të rriturit e paarsimuar ka njëfarë shfajësimi gnoseologjik, intelektualët që nuk reagojnë nuk i lan as deti që, nëpërmjet kësaj mënyre manipuluese ndaj së cilës heshtin, lejojnë të mbillet përçarje largvajtëse ose të ndërtohet mjegulli për qëllime fort të errëta.

Para se thënien në fjalë t'ua shtroj provave filologjike, ia vlen të rikujtoj që veprën e Gjergj Fishtës, Lahutën e Malsisë sidomos, e kanë mësuar përmendsh gati të gjithë myslimanët gegë, malësorë e të rrafshit; që i kënduari kryesor i Fishtës është heroizmi i myslimanit Oso Kuka në vitin1862, që lufton kundër cubave të Malit të Zi për ideale shqiptare nën Perandorinë Osmane, ngjarje e vërtetë historike kjo me të cilën Fishta do të thotë shumëçka për kombin shqiptar (jo vetëm histori e letërsi); që për sjelljen dhe këndimin e veprës së Fishtës në Kosovë janë meritorë hoxhallarë dhe njerëz të shquar për fetari islame, si Mulla Hafëz Ymeri i Sazlisë dhe Rizah Strellci.

## Studimet filologjike në funksion verifikues

Që të dimë nëse një thënie të caktuar e ka thënë ose jo një figurë kombëtare historike, sidomos kur është edhe letrare si te rasti i Gjergj Fishtës, na vijnë në ndihmë më së shumti provat filologjike. Pra, studimet filologjike i vëmë në funksion të vërtetimit, duke e përqasur gjuhën e thënies objekt vërtetimi me gjuhën e autorit të cilit i vihet në gojë ajo thënie.

Ja disa argumente që mjaftojnë sa të përgënjeshtrohet kjo thënie në gojë të Fishtës: *"Të gjithë shqiptarët myslimanë duhet hedhur në det"*

## 1. Argumentet morfologjike:

Po të ishte vërtet thënie e Fishtës, emrin "*myslimanë*" ai do ta shkruante *"musliman"* siç e shkruan në veprën e vet.

Po të ishte vërtet thënie e Fishtës, pjesoren "*hedhur*" ai do ta shkruante siç e shkruan në veprën e vet "*hjedhun*", si te poezia e tij "Metamorphosis":

*"...Po, po; kujdesi*
*Për Gegë e Toskë*
*Mue sod m'ka hjedhun*
*Si hút n'ketë proskë..."*

Ose do ta shkruante si pjesore gege të shkurtuar "hjedhë", ose, në vend të fjalës *"hedhur"* do të përdorte foljen tjetër gege në pjesore *"qitun"*, si:

*"...Mâ s'kam me i qitun*
*Zavall un krés*
*Per krena t'vendit*
*As per t'parë t'fés..."*

## 2. Argumentet sintaksore:

Në një fjali të shkurtër si kjo që i vihet në gojë e që ka karakter thirrës, kushtrimor, sikur të ishte vërtet e tij, gjithsesi që Fishta do ta përdorte paskajoren gege

**Në vendin tonë duhet të kishte frymë kulturore patriotike prevaluese, që vetiu të përjashtonte besimin se Fishta mund ta ketë thënë atë fjali, por ja që neve gjithnjë e më shumë po na mungon ajo frymë, e ka vrarë jo robërimi, por liria.**

*"me punue"* e fjalia do të ishte *"... duhet me i* hjedhun *(me i hjedhë/ me i qitun/ me i qitë)* në det". Gjejmani një fjali tjetër me kuptim kushtrimi të Fishtës, ku ai të përdorë pjesoren të paraprirë nga folja modale *"duhet"* në vend se paskajoren gege! Mundoheni kot!

Edhe sikur ta parafytyrojmë se Fishta për një çast paska harruar zanatin prej stilisti të jashtëzakonshëm dhe i paska ikur gjeni geg dhe po përdor në fjali kushtrimore pjesoren të paraprirë nga folja modale "duhet" në vend të paskajores gege, ai do ta përdorte kështu:

"...duhen hjedhun në det", pra foljen modale do ta vinte në shumës sa kohë që kryefjala "shqiptarët" është shprehur me emër në numrin shumës.

Kur folja modale "duhet" i paraprin pjesores së një foljeje, folja e vënë në pjesore, në mbarë shqipen, ka kuptim joveprор. Shqip, në gegërisht e në toskërisht, fjalia *"duhet shkruar"* ka kuptimin "*duhet të shkruhet*" dhe jo *"duhet të shkruajë"*. Me kuptim joveprор e përdor edhe Gjergj Fishta, si në dramën e tij "Gomari i Babatasit"

*"...Prandej vete kishe me thane*
*Se, per tash, Muzeu do lane:*
*Na s'po kemi buke me ngrane,*
*Jo me ngrefe Muzej n'Tirane..."*

Pra, nuk thotë *"muzeun do lane"*, por *"muzeu do lane"*.

Gjithashtu te poezia e tij "Metamorphosis":

*"...Persè veç shqypja*
*Do folë n'Shqypní,*
*(Si duen me thânun*
*Nji palë zotní)..."*

Pra, nuk thotë *"shqypen do folë n'Shqypni"*, por *"shqypja do folë n'Shqypni"*, gjithnjë me kuptim joveprор - shqipja duhet të flitet.

Por, nga analogjia e gabuar me ndërtimet me paskajoren gege "me punue", në ndërgjegjen gjuhësore të shqiptarëve të ish-Jugosllavisë, ndërtimi folje modale + pjesore ka fituar kuptim vepror (sado përdorimi i këtij ndërtimi me kuptim vepror nuk është standard, këtu po gjykoj sipas sintaksës përshkruese).

Sipas këtij kuptimi të ri është përdorur folja modale në fjalinë që i vihet në gojë Fishtës, gjë që na tregon për vendin dhe kohën kur është sajuar ose, më saktë, përpunuar, pra në ish-Jugosllavi dhe pas vitit 1968. Po them se është përpunuar, sepse atë sipas gjithë gjasave e kanë sajuar komunistët në Shqipëri.

Në vendin tonë duhet të kishte frymë kulturore patriotike prevaluese, që vetiu të përjashtonte besimin se Fishta mund ta ketë thënë atë fjali, por ja që neve gjithnjë e më shumë po na mungon ajo frymë, e ka vrarë jo robërimi, por liria. Shteti, shkolla, institucionet shkencore, bashkësitë fetare duhet të sensibilizohen për këtë punë.

## Një propozim:

Meqë Gjergj Fishtës në kohën e Perandorisë Osmane i është dhënë çmimi *"Mearif"*, sot ajo shkolla turke në Kosovë që e lëvdojnë për cilësi mësimi e që quhet *"Mearif"* bën shumë mirë sikur, çmimet letrare që mund të japë në të ardhmen, t'i emërtojë me emrin: çmimi "Gjergj Fishta".

**Arben Desku**

# Liria

Nuk ka ndodhur lëvizje revolucionare në historinë e njerëzimit e që mos ta ketë bazë lirinë. Liria është ajo që i ka ndërruar hartat e botës në të kaluarën dhe që do t'i ndërrojë në të ardhmen. Vetë shpirti njerëzor si frymë e Zotit nuk pranon të robërohet ndaj askujt përveç Krijuesit të Madhërishëm, dhe çdo tentativë për ta robëruar do të rezultojë me kryengritje.

Islami erdhi pikërisht kur liritë njerëzore ishin në krizë të thellë, kur secili ishte pronë e diçkaje materiale apo abstrakte, kur shtypja dhe lakmia kishin pushtuar zemrat njerëzore. Islami ishte i lehtë, prandaj çdokush mund ta praktikonte, ishte i thjeshtë prandaj çdokush mund ta kuptonte, ishte i drejtë dhe ofronte barazi prandaj njerëzit u dashuruan në të, por më e rëndësishmja ishte se Islami u dhuroi njerëzve atë lirinë shpirtërore aq të nevojshme dhe të dëshiruar. Malkolm X thotë: "Nuk mund të ndahet Islami prej lirisë, sepse nuk mund të paramendohet jeta në liri pa paqe". Pra, Islami i dha frymë shpirtit njerëzor, e liroi nga robëria tokësore duke e orientuar nga robëria qiellore, dhe kjo ishte tërë ajo që njeriut i nevojitej dhe nuk kërkonte asgjë tjetër. Ishte kjo koha kur lulëzoi çdo gjë, kur njerëzimi e mori rrugën e përparimit pasi shpirtrat e lirë janë edhe kreativë. Secili njeri e bënte punën e vet pa pengesa dhe pa përzierje, por me bashkëpunim dhe mirëkuptim, prandaj edhe proceset ecnin përpara vrullshëm. Ndodhte kështu pasi gjërat bëheshin për të arritur kënaqësinë e Zotit dhe të askujt tjetër, pra në rrethana të tilla ishte pothuajse e pamundur të mungonte suksesi.

Ishte koha kur kjo fjalë e Zotit respektohej me përpikëri: "*Nuk është e tërë e mira (e kufizuar) t'i ktheni fytyrat tuaja kah lindja ose perëndimi, por mirësi e vërtetë është ajo e atij që i beson Allahut, Ditës se Gjykimit, engjëjve, librit, pejgamberëve dhe pasurinë që e do t'ua japë të afërmve, bonjakëve, të varfërve, udhëtarëve, lypësve dhe për lirimin e robërve, dhe ai që e fal namazin, e jep zeqatin , dhe ata që kur premtojnë e zbatojnë, dhe të durueshmit në skamje, në sëmundje dhe në flakë të luftës. Të tillët janë ata të sinqertët dhe të tillët janë ata të devotshmit.*" (El Bekare, 177).

Në këtë ajet ishte pothuajse tërë ajo për të cilën Islami thërriste dhe njerëzve u mjaftonte, nuk kishin nevojë për më shumë apo më pak, nuk kërkonin më shumë ose më pak, pasi Pejgamberi s.a.v.s. kishte sqaruar deri në detajin më të thjeshtë secilën pjesë të Islamit, prandaj njerëzit ishin të kënaqur, por edhe nëse kishte ndonjë paqartësi, ishin dijetarët ata që merreshin me dispozitat fetare dhe assesi njerëzit e thjeshtë.

Por, çfarë ndodhi? Çfarë shkoi ga-



**Tani që të bëhesh i famshëm do të duhej të sillje diçka të re, një temë, jo që ishte e rëndësishme, por që ty do të jepte rëndësi dhe do të ngjiste lart. Ishin këto tema të rëndësisë dytësore, por që primaren e hodhën përtokë.**

bim? Ndodhi që njerëzit filloi t'i kaplonte lakmia për famë e pushtet. Ndodhi që njerëzve prapë edhe një herë iu kthye ajo dëshira djallëzore që t'i skllavërojnë njerëzit e tjerë. E si mund të arrihej kjo? Duke i ndarë në grupe.

Ishte koha kur filloi periudha e errët e skllavërisë ideologjike, e cila nuk do të mbaronte më. Ajo që hyri në modë ishte ajo që filloi të quhej "mendim ndryshe". Ky mendim ndryshe do të ishte shkaktari kryesor që do të nxiste urrejtje mes njerëzve dhe përçarje dhe hendeqe që nuk do të arrihej të mbylleshin më.

Emrat e dijetarëve të mëdhenj u përlyen, iu veshën gjëra të pathëna dhe të pabëra nga ta.

Tani që të bëhesh i famshëm do të duhej të sillje diçka të re, një temë, jo që ishte e rëndësishme, por që ty do të jepte rëndësi dhe do të ngjiste lart. Ishin këto tema të rëndësisë dytësore, por që primaren e hodhën përtokë.

Përderisa dikur nxjerrja e njerë-zve nga feja bëhej në gjyqe, me dëshmitarë të gjallë dhe fakte të pakontestueshme, por që rastet ishin të rralla pasi edhe gjyqtarët refuzonin një gjë të tillë, tani edhe njerëzit e thjeshtë i nxirrnin të tjerët nga feja me "ka thënë filan hoxha se njeriu i tillë nuk është besimtar". Pejgamberi s.a.v.s kishte paralajmëruar që do të ndodhte një gjë e tillë: *"Umeti im do të ndahet në shtatëdhjetë e tri grupe. Të gjithë do të hyjnë në zjarr përveç njërit."*

Njerëzit e tejkaluan këtë paralajmërim kërcënues me bindjen se grupi i tyre ishte ai i drejti dhe se secili grup tjetër ishte i devijuar. Nuk mjaftoi madje as fjala e Zotit të Madhërishëm, i Cili thotë: "*O ju që besuat, bindjuni Allahut, respektoni të Dërguarin dhe përgjegjësit nga ju. Nëse nuk pajtoheni për ndonjë çështje, atëherë parashtrojeni atë te Allahu (te libri i Tij) dhe te i Dërguari, po që se i besoni Allahut dhe Ditës se Fundit. Kjo është më e dobishmja dhe përfundimi më i mirë.*" (EnNisa, 59).

Përderisa dikur kur kishte ndonjë mospajtim për ndonjë çështje, dijetarët mblidheshin së bashku dhe gjenin një mendim adekuat duke u bazuar në Kuran dhe Sunet, tani secili grup kishte mendimin e tij, i cili ishte i vetmi mendim i pranuar sipas tyre. Tani në vend që të pranohej fakti se ekzistonte Dita e Fundit dhe të merrej me përgatitjen e vetes dhe popullit për këtë ditë, filluan të analizonin, kur, pse, si do të vinte kjo ditë. Ky pa dyshim që nuk ishte përfundimi më i mirë.

E vetmja pjesë që u mor fjalëpërfjalshëm ishte pjesa e respektimit të përgjegjësve (udhëheqësve), nuk vihej në pikëpyetje nëse udhëheqësi ishte i mirë apo i keq, njerëzit duhej t'i bindeshin me çdo kusht. Kjo në njëfarë mënyre e abrogoi lirinë e njerëzve, gjënë më të çmuar që Islami u kishte dhënë dhe nga kjo kohë filloi regresi i përgjithshëm i botës islame dhe tërë njerëzimit, pasi shkëndija më e madhe e dritës filloi të shuhej.

Por, prapë më e keqja kishte për të ardhur. Njerëzit prapë edhe një herë filluan të gjykoheshin nga prejardhja. Pejgamberi s.a.v.s. e kishte ndaluar rreptësisht këtë kur kishte thënë: "*Arabi nuk është më i mirë se joarabi, dhe i bardhi nuk është më i mirë se jo i bardhi. Mirësia vërehet vetëm në përkushtim e në drejtësi.*"

Fjala e Allahut të Madhërishëm: "*Ai ia dhuron urtësinë atij që do, e kujt i është dhënë urtësia, atij pra i është dhuruar mirësi e madhe, përveç të mençurve këtë nuk e kupton kush*", u shpërfill dhe u la pasdore. Njerëzit filluan të vlerësoheshin nga linja e gjakut, pasuria dhe prejardhja. Të mençurit heshtën dhe u bënë pjesëmarrës në këtë turp.

Përderisa dija e frikësuar qëndron e mbyllur brenda mureve të varfërisë, injoranca atje jashtë po bënë kërdinë. Bota jonë u bë një vend i tmerrshëm për të jetuar në të. Injoranca ka pllakosur edhe një herë çdo pore të jetës sonë, dhe rezistimi ndaj saj po behët çdo ditë e më i vështirë. Jeta u bë shumë e lirë dhe po humbet me shumicë. Si thotë shkencëtari i njohur



botëror Albert Einstein: "Dy gjëra nuk kanë kufi: gjithësia dhe budallallëku i njerëzve, edhe pse për të parën dyshoj" Ne e kemi forcën dhe dijen ta ndalim errësirën e injorancës duke u kthyer tek Kurani dhe tradita e pastër profetike, sepse aty kemi gjithçka që na nevojitet, por para se ta bëjmë këtë nevojitet uniteti mes nesh, forca dhe guximi për t'i bërë gjërat si duhet, kapërcimi i egove personale, largimi nga e kota dhe përçarja, por të punojmë drejt bashkimit dhe pajtimit rreth një hije të vetme nën të cilën qëndrojmë të gjithë-rreth Islamit, për një botë më të mirë, për një botë të lirë

Klodi Smajlaj

# Rritja e fëmijëve

Nënat tona ishin vërtet heroina se na rritën në fukarallëk. Por përtej kësaj, ato e patën shoqërinë në krah për edukimin e brumosjen tonë me vlera. Ndërsa nënat e sotme, vërtet mund t'i rrisin fëmijët në bollëk, por e kanë krejt botën kundër kur bëhet fjalë për rrënjosje vlerash te ta.

Sa herë që flitet për rritje të fëmijëve, në vesh më kumbojnë fjalët që ngrenë lart heroizmin e nënave e të gjysheve tona. Një heroizëm aq i ekzagjeruar ndonjëherë, saqë kur i krahason bëmat e tua me të tyret, të duket vetja një nënë koti. Në këtë shkrim nuk kam ndërmend ta hedh poshtë heroizmin e tyre, veçse dua ta them me të madhe se ne, nënat e sotme, jemi edhe më heroina se nënat e gjyshet tona. Është e vërtetë se nënat tona kanë pasur shqetësim të vetëm të na mbushnin barkun, në një kohë kur bukë kishte pak e fëmijë shumë,

**Nënat e sotme, përveç lodhjes fizike me turne, vuajnë mbi kurriz një lodhje tejet të madhe mendore. I lodh edhe lodhja mendore e fëmijëve. Duke qenë se i ka zënë mamllëku në epokën e internetit, ato janë të detyruara ndonjëherë që të lexojnë me qindra faqe tekstesh psikologjike për t'u ardhur në ndihmë atyre.**



por të shkretat nëna të sotme janë në strapacim të përditshëm për t'u servirur fëmijëve të tyre ushqime me sa më pak toksina e sa më shumë bio. Janë në strapacim të përditshëm për t'u krijuar atyre sa më shumë variacion gatimesh në shtëpi, në mënyrë që ata të mos tundohen nga helmet e mbështjella si ushqime që shiten nëpër dyqane.

Është e vërtetë se nënat e gjyshet tona mundoheshin shumë duke i larë me dorë rrobat, por fati i tyre i madh qe se të gjithë fëmijët visheshin njëlloj. Atë që kishte njëri, e kishin të gjithë. Nënat e sotme vuajnë një presion të vazhdueshëm, që fëmijët u bëjnë në trajtë kërkesash. "O ma, shokët e mi kanë atlete firmato, unë vesh atlete 20 mijë lekëshe!", "O ma, shoqet e mia blejnë fustane ke Myslym Shyri, e unë vesh këto t'falmet". Një presion pa fund që të artikulohet në forma të ndryshme çdo ditë. E në fund të ditës, aq shumë t'i kanë përsëritur të njëjtat gjëra, saqë ti përfundon duke ndier keqardhje se nuk po ua plotëson dot të gjitha ashtu siç duan, ndonëse brenda vetes tënde e di se po bën maksimumin.

Është e vërtetë se nënat tona patën shumë fëmijë dhe kishin lodhje të madhe fizike duke u shërbyer, por ato nuk e njihnin lodhjen mendore. Ose e njihnin krejt pak. Nuk e dinin se çfarë ishte stresi, depresioni, bulizmi, bipolariteti. Nuk e kishin frikën e fundmuajit, të faturave, të qirasë, të kredisë, të heqjes nga puna. Asnjërën nga këto. Nënat e sotme, përveç lodhjes fizike me turne, vuajnë mbi kurriz një lodhje tejet të madhe mendore. I lodh edhe lodhja mendore e fëmijëve. Duke qenë se i ka zënë mamllëku në epokën e internetit, ato janë të detyruara ndonjëherë që të lexojnë me qindra faqe tekstesh psiko-logjike për t'u ardhur në ndihmë atyre.

Ja për shembull se ç'mund të heqë një nënë e adoleshentit të sotëm. Adoleshenti i ngjan një



mine me sahat, që ti ke frikë se do të shpërthejë nga çasti në çast. Ata që kanë vetë adoleshentë në shtëpi, e dinë se për çfarë po flas. Me fëmijën tënd adoleshent zihesh duke ngrënë bakllava. Le që ai zihet edhe me mizat që i fluturojnë vërdallë, se me krijesat me dy këmbë po e po. Kur e ke ndërmend t'i afrohesh për t'i folur për diçka, e studion një herë me kujdes nga larg, sheh se si e ka hënën, pastaj avash avash, i afrohesh me terezi. Me terezi dhe gjithmonë duke mos e hequr nga skenari mundësinë e shpërthimit.

Adoleshenti i sotëm, duke qenë se është i bombarduar nga informacioni, e ka hobi që të vetë-diagnostikohet çdo ditë me nga një gjë të re. Një ditë të thotë se është i stresuar, një ditë tjetër se ka rënë në depresion e pas dy ditësh se ka bipolaritet.

Pasi ia ke shpjeguar me qetësi se kjo është thjesht një fazë delikate që shoqërohet me luhatje emocionale e psikologjike e që do të kalojë, të dy bini rehat për ca orë. Të nesërmen, kur kujton se ai e ka harruar tashmë se ujërat janë qetësuar, ai të vjen e të konfirmon me siguri të plotë se jo vetëm që ka bipolaritet, por që na e paska edhe të tipit B. E ti sërish, si nënë, si një qenie me një dashuri e durim të pamatë, ia nis argumentimit nga e para. Ti e rinis sërish luftën nga e para me mijëra djajtë që i vërtiten fëmijës tënd nga brenda e nga jashtë. Është një luftë që ngjan e pambarimtë e ku ty të duket se je e vetme. Por jo! Sa herë që e gjen veten në situata të tilla, dije se me dhjetëra nëna rreth teje e me miliona të tjera në botë, po jetojnë të njëjtën gjë. Po vuajnë të njëjtën gjë. Po përpiqen për të njëjtën gjë. Nënat tona ishin vërtet heroina se na rritën në fukarallëk. Por përtej kësaj, ato e patën shoqërinë në krah për edukimin e brumosjen tonë me vlera. Ndërsa nënat e sotme, vërtet mund t'i rrisin fëmijët në bollëk, por e kanë krejt botën kundër kur bëhet fjalë për rrënjosje vlerash te ta. E megjithatë, ato nuk dorëzohen, por përpiqen që t'i udhëzojnë të shtrenjtët e tyre në atë rrugë që është më e mira. Dhe për mua, ky, pikërisht ky, është heroizmi i vërtetë!

Përkujtim në 120- vjetorin e lindjes

# MYDERRIZ TAHIR EFENDI THAÇI (1898-1984)

Mulla Tahir ef. Thaçi ishte burrë i urtë, i ditur, i ndritur, shumë i matur dhe me sjellje shembullore. Për këto cilësi, të gjithë e donin, e respektonin, aq sa disa, disa burra me emër, thoshin: "Nëse ka sot evlija, n'ket dynja, ai, pa shybe, ashtë Mulla Tahir Efendija…!"

## Prejardhja familjare

Myderriz Tahir Efendi Thaçi ishte djali më i madh, prej katër djemve, i Mulla Abdurrahimit, populli e quante Mulla Hima. Të katër djemtë e Mulla Himës ishin hoxhallarë, dy prej tyre ishin hafizë. Emrat e katër djemve të Mulla Himës janë:

Myderriz Tahir Efendiu (1898-1984), Mulla Ragibi (1900-1984), Hafiz Hysniu (1910-1954) dhe Hafiz Selimi (1913-2001). Edhe babai i tyre, Mulla Abdurrahimi, ishte vëllai i tre vëllezërve, të gjithë hoxhallarë. Pra, ky është një rast i rrallë, jo vetëm në Kosovë e në Shqipëri që në dy brezni, në një shtëpi, të dalin tetë dijetarë, tetë hoxhallarë!

Tetë dijetarët, tetë hoxhallarët, pasardhësit e tyre hoxhallarëve të tjerë, disa prej të cilëve kanë qenë myderrizë, disa hafizë, ka pasur edhe myfti, siç ishte edhe Myftiu, Ismail Efendi Yvejsi, një nga udhëheqësit e Degës së Lidhjes së Prizrenit në Gjakovë dhe pjesëmarrës në Kuvendin e Lidhjes së Prizrenit, në Prizren, më1878.

Të gjithë këta hoxhallarë, dijetarë dhe atdhetarë kanë qenë pasardhësit e Myderriz, Hafiz Yvejs Efendiut, i cili ka qenë Myderrizi, drejtori i parë i



Medresesë së Madhe të Gjakovës, e cila për afër tre shekuj i ka dhënë dritë krejt Kosovës.

Muderrizi, Hafiz Yvejs Efendia, gjithashtu, ka qenë drejtor i Bibliotekës në Gjakovë, themeluar më 1733 dhe është poeti më i hershëmshqiptar që ka shkruar poezi në gjuhën shqipe që në vitin 1699.

## Shkollimi, diplomimi dhe shërbimi

Myderriz Tahir Efendi Thaçi lindi në Gjakovë, më 1898. Mësimet e para i kreu në  Gjakovë, i vazhdoi në Medresenë e Madhe, kurse i përfundoi në medresenë "Mehmed Pasha", në Prizren, ku diplomoi te dijetari i mirënjohur Myderriz Nysret Efendi Galibi, i cili ishte edhe Myfti i  Prizrenit.

Mulla Tahir Efendi Thaçi, mbasi diplomoi në Prizren, u kthye në Gjakovë, ku filloi detyrën si imam, hatib (predikues) dhe mualim (mësues). Shërbeu për më se gjysmë shekulli, duke filluar në Gjakovë, mandej, për një kohë të gjatë, rreth njëzet e pesë vjet në Podrimje. Shërbeu në Ratkoc të Rahovecit dhe më në fund përsëri në Gjakovë, në xhaminë e "Mahmud Pashës" dhe atë të "Haxhi Ymerit."

Mulla Tahiri ishte burrë i urtë, i ditur, shumë i matur dhe me sjellje shembullore. Për këto cilësi, të gjithë e donin, e respektonin, aq sa disa, disa burra me emër, thoshin: "Nëse ka sot evlija, n'ket dynja, ai, pa shybe, ashtë Mulla Tahir Efendija…!"

Tërë jetën e kaloi fare thjesht, si një besimtar i vërtetë. Kishte një bibliotekë të pasur, vazhdimisht lexonte, shënonte, hulumtonte me pasion. Ishte dashamirë i historisë, i letërsisë, dinte përmendsh vargje të Saadiut, Hafiz Shiraziu, Rumiut, dinte përmendësh bejtet e Myderriz Tahir Efendi Gjakovës, (Vehbijen), bejtet e Shejh Malës etj.

Ka pasur një shkrim shumë të bukur, vërtet artistik! Gati të gjitha diplomat (ixhazetnamet), qysh kur ishte nxënës, janë shkruar prej Tahir Efendiut, sipas porosive të myderrizëve të medreseve të Gjakovës dhe të Prizrenit.

Në dokumentet sekrete të Beogradit, të publikuara nga historiani, dr. Hakif Bajrami, rreth shpërnguljes së shqiptarëve, emri i mulla Tahirit është shënuar dy herë, ku shkruan se: "Dy herë i janë kërcënuar që të shpërngulet për në Turqi. Nëse nuk shpërngulej, do ta burgosnin me familje në Nish...!"

Gjatë viteve 1950-1960, Mulla Tahir Efendiun e burgosën dy herë, ku kishte vuajtur shumë, por ai nuk fliste kurrë, më shumë fliste trupi i tij i dërmuar, i shkretë, se ai vetë…!

Edhe mbas vuajtjes së burgut, Mulla Tahir Efendija jetoi në Gjakovë në skamje, por nuk e lëshoi, Gjakovën, Kosovën, derisa i mbylli sytë, duke marrë abdes, për të falë namazin e sabahut, më 4 nëntor 1984, në moshën -86vjeçare!

U varros po atë ditë në Gjakovë, ku u përcoll me nderime të mëdha, të meritueshme, për në jetën  e Amshueshme.

Mulla Tahiri Thaçi ka lënë dy djem, Hamdi Thaçin (1933-2010) dhe Qemajl Thaçin (1945-2012) si edhe dy vajza, Munibe (Thaçi) Muçakun dhe Safije (Thaçi) Dorambarin.

*Mexhid YVEJSI*



# Myftiu Naim ef.Tërnava priti në takim kryetarin e Shoqatës Kulturore Myslimane të Pajernit, z. Mehdi Shahinin dhe imamin Avdullah Thaçi

*Prishtinë, 04 janar 2019*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava, i shoqëruar nga drejtori për Diasporë në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, pritën në takim kryetarin e xhamisë së Shoqatës Kulturore Myslimane të Pajernit të Zvicrës, z. Mehdi Shahinin dhe imamin Avdullah Thaçin. Myftiu Tërnava i falënderoi mysafirët për vizitën, më pas i njohu me punët dhe angazhimet e Bashkësisë Islame të Kosovës. Mysafirët e falënderuan Myftiun Tërnava për pritjen dhe shprehën interesimin e tyre për bashkëpunim të mëtutjeshëm. *(R.S).*



# Myftiu Tërnava priti në takim komandantin e KFOR-it, gjeneralmajor Lorenzo D'addario

*Prishtinë, 08 janar 2019*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava, priti në takim komandantin e KFOR-it, gjeneralmajor Lorenzo D'addario. Myftiu Tërnava fillimisht i shprehu mirëseardhje mysafirit e më pas e uroi për detyrën e re si komandant i KFOR-it. Më pas Myftiu Tërnava e njohu me organizimin e jetës fetare në vend, me bashkëjetesën dhe harmoninë fetare në Kosovë ndër shekuj, si dhe përmendi rolin që luan BIRK-u në këtë bashkëjetesë. Gjithashtu Myftiu Tërnava theksoi respektin dhe mirënjohjen që e gëzojnë forcat e KFOR-it te të gjithë qytetarët e Kosovës. Ndërkaq, komandanti i KFOR-it, gjeneralmajori Lorenzo D'addario, shprehu falënderimet e tij për pritjen, si dhe theksoi se KFOR-i edhe më tutje do të shërbejë në Kosovë për të krijuar një mjedis të sigurt, të qëndrueshëm dhe paqësorë për të gjithë qytetarët e Kosovës. *(R.S).*



## Myftiu Tërnava priti në takim hafëz Orhan Ademin

*Prishtinë, 10 janar 2019*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava, priti në takim bartësin e shkollës së hifzit të Kuranit në Këshillin e BI-së së Preshevës, hafëz Orhan Ademin. Hafëz Orhani e njohu Myftiun me ecurinë e punës së nxënies përmendsh të Kuranit fisnik nga grupmoshat e ndryshme dhe për interesimin e besimtarëve për Kuranin fisnik në Luginën e Preshevës. Myftiu Tërnava e falënderoi hafëz Orhanin për përkushtimin dhe punën e tij të palodhshme në kultivimin e hifzit dhe ngjalljen e kësaj tradite fisnike të popullit tonë në shërbim të fjalës së Zotit. Ai gjithashtu përmendi faktin se Bashkësia Islame e Kosovës është e përkushtuar që të mbështetë kultivimin e kësaj tradite fisnike të ulemasë sonë edhe në Luginën e Preshevës. *(R.S).*



## Myftiu Tërnava priti në takim kryetarin e Vitisë z. Sokol Halitin

*Prishtinë, 15 janar 2019*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim kryetarin e Komunës së Vitisë, z. Sokol Halitin. Myftiu Tërnava e njohu mysafirin përkitazi me organizimin dhe funksionimin e BIRK-ut, si dhe me aktivitetet dhe me rolin që ka ky institucion në frymën e zhvillimeve të përgjithshme të Kosovës. Ai falënderoi kryetarin Haliti për bashkëpunimin shumë të mirë që ka me Këshillin e BI-së në Viti dhe për koordinimin e punëve dhe aktiviteteve të përbashkëta. Nga ana e tij, kryetari iKomunës së Vitisë z. Sokol Haliti shprehu falënderime për mikpritjen nga ana e Myftiut Tërnava, si dhe çmoi angazhimin dhe kontributin e Myftiut Tërnava për tolerancën dhe bashkëpunimin që kanë komunitetet fetare në Kosovë, si dhe për rolin e BIRK-ut për një Kosovë të qetë. Ai po ashtu uroi Myftiun Tërnava për zgjedhjen si Myfti i BIRK-ut, duke i dëshiruar shëndet dhe suksese në punë. Ai po ashtu u shpreh se bashkëpunimi mes Komunës së Vitisë dhe KBI në Viti është shumë i mirë dhe se do të vazhdojënë shërbim të të gjithë qytetarëve. *(R.S).*



# Fjala e Myftiut të Kosovës Naim ef.Tërnava në manifestim me rastin e shkuarjes në pension të sekretarit të përgjithshëm të BIK-ut Resul ef. Rexhepi

*Të nderuar bashkëpunëtorë,*

*Të nderuar përfaqësues të institucioneve dhe organeve të BIK-ut (FSI, Medrese, KBI Prishtinë)*

*I nderuari Resul efendi,*

*Të nderuar të pranishëm,*

Sinqerisht ju falënderoj për praninë tuaj në këtë aktivitet, i cili organizohet më rastin e shkuarjes në pension të pedagogut, hoxhës, udhëheqësit të shquar të institucioneve të Bashkësisë Islame dhe bashkëpunëtorit tonë të vyer, Resul efendi Rexhepit.

Sikurse dihet, Resul efendiu për më shumë se 4 dekada është pjesë aktive e Bashkësisë Islame të Kosovës. Për më tepër, nëse kësaj ia shtojmë edhe periudhën e shkollimit të tij, mund të themi se Resul efendiu në Bashkësinë Islame është që nga fëmijëria, respektivisht që pas përfundimit të shkollës fillore, që do të thotë se ai u rrit dhe u formua si intelektual dhe se tërë jetën e tij aktive e vuri në shërbim të BIK-ut, ku pati detyra me përgjegjësi dhe të cilat i ushtroi me kompetencë profesionale, përkushtim, autoritet, korrektësi e me devotshmëri.

Resul efendiu misionin e tij në BIK e filloi në Medresenë e Mesme "Alaudin", fillimisht si administrator (sekretar) e më vonë si drejtor e pedagog i saj, duke mos kursyer asgjë nga vetja e tij për ngritjen e cilësisë dhe arsimimit në këtë vatër të diturisë. Në krye të Medresesë, i ra hise që të ishte gjatë viteve '80 të shekullit të shkuar, periudhë kjo kur populli dhe vendi ynë përballej me ideologjinë moniste, në njërën anë, dhe me agresionin serb, në anën tjerët. Me gjithë rrethanat e rënduara në të cilat veproi, Resul efendiu së bashku me pedagogët e tjerë, arriti që për medresenë e medresistët të bënin më të mirën në ato rrethana.

Pas Medresesë, Resuli efendiu kalon në Kryesinë e BIK-ut, fillimisht në detyrën e këshilltarit të Kryesisë e me vonë në të sekretarit të përgjithshëm, detyra këto të një rëndësie të veçantë për mbarëvajtjen e punës së Kryesisë, sidomos për formulimin dhe për nxjerrjen e qëndrimeve dinjitoze në kohë e vend të duhur e meritor.

Në ushtrimin e këtyre përgjegjësive, Resul efendiu është shquar për urtësi, vizion, qetësi, vendosmëri e mbi të gjitha për profesionalizëm.

Unë kam pasur fatin e mirë që me Resul efendiun të jemi së bashku për 15 vjet në krye të BIK-ut, dhe së bashku kemi tejkaluar sfidat me të cilat jemi përballur dhe të cilat fare nuk kanë qenë të lehta, po ashtu së bashku kemi arritur edhe rezultatet që nuk janë të pakta, janë të prekshme e konkrete. Kryesisë së BIK e mua si Myfti tash e tutje do të na mungojë qetësia e urtësia e Resul efendiut, afiniteti e mënyra e shtjellimit dhe argumentimit të çështjeve gjatë diskutimit si dhe trajtimi i tyre pa emocione, duke pasus gjithherë në rënd të parë Bashkësinë Islame, interesin e besimtarëve si dhe interesin e vendit.

Përveç kësaj, nuk duhet harruar se Resul efendiu ka dhënë një kontribut të çmuar edhe në themelimin e FSI-së dhe përveç kësaj, për më shumë se një dekadë ka qenë edhe mësimdhënës në këtë institucion. Po ashtu, Resul efendiu ka dhënë kontribut edhe në fushën e fjalës së shkuar në periodikun tonë ku ka kontribuar nga fusha e fikut, kulturës e historisë.

Resul efendiu, ka përfaqësuar denjësisht institucionet e BIK-ut edhe në shumë forume e organizata të vendit dhe jashtë, të cilat po t'i përmendja do të shkonte shumë gjatë, dhe meqë këtu nuk kemi për qëllim të paraqesim ndonjë biografi të detajuar për të dhe pa dashur ta zgjas më tepër, më lejoni të them edhe këtë: pensionimi është një proces i normuar me ligj, shyqyr Zotit që Resul efendiu ka arritur këtë moshë, Zoti i dhëntë edhe shumë vjet, mirëpo për ne si institucion shkuarja e Resul efendiut lë një zbrazëti të madhe.

Unë ndahem nga një bashkëpunëtor i ngushtë, nga një bashkudhëtar e nga një bashkëmendimtar që pata afër vetes për kohë të gjatë. Për mua do të jetë një zbrazëti dhe humbje e madhe, por këto janë rregullat që ka vendosur shoqëria. Resul efendiut, pedagogut tonë, udhëheqësit tonë, bashkëpunëtorit tonë i dëshirojmë gjithë të mirat në jetë, qetësi, shëndet e rehati, por tani nga statusi i pensionistit i kërkojmë që të mos na harrojë, sepse ne kemi nevojë për përvojën e tij, kemi nevojë të jetë afër nesh, të na këshillojë, të na udhëzojë dhe të jetë me ne, sidomos kur tani duke mos qenë brenda, sheh dhe gjykon edhe më mirë.

Të nderuar të pranishëm, nuk më mbetet tjetër vetëm që edhe në emrin tuaj ta falënderojmë Resul efendiun për kontributin, angazhimin dhe për mundin e tij që ka dhënë për Bashkësinë Islame!

Zoti ia shpërbleftë, kurse ne do t'i jemi mirënjohës për gjithë atë që ka bërë për BIK-un!

*Ves-selamu alejkum!*

*Prishtinë, 17 janar 2019*

*Myftiu i Kosovë, Naim ef.Tërnava*

# Myftiu Tërnava jep mirënjohje për ish-sekretarine Kryesisë Resul ef. Rexhepi

*Prishtinë, 17 janar 2019*

Me rastin e pensionimit të sekretarit të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Resul ef. Rexhepit, Kryesia e BIRK-ut organizoi një manifestim rasti ku u nderua kontributi jetësor i tij për katër dekada për ngritjen, zhvillimin dhe për avancimin e jetës fetare dhe arsimore dhe për drejtimin e udhëheqjen e institucioneve e të organeve të Bashkësisë Islame të Kosovës.

Resul ef. Rexhepi, nga ana e tij, falënderoi Kryesinë e BIRK-ut dhe Myftiun Tërnava për këtë organizim dhe për mirënjohjen që iu dha dhe për respektin e treguar. Ai tha: "Kam pasur përkrahjen e të gjithë kryetarëve të BIK-ut e edhe të Myftiut Tërnava, deri këtu i kemi çuar përpara proceset në ditët më të vështira gjatë okupimit por edhe në liri...".

Ai ka falënderuar të gjithë ata me të cilët ka bashkëpunuar deri më tani. Në fund të këtij takimi Myftiu Tërnava në emër të Kryesisë së BIRK-ut ish-sekretarit Rexhepi, në shenj mirënjohjeje për kontributin e tij dhënë në këtë institucion, i dha një mirënjohje dhe një dhuratë simbolike. *(R.S).*




# Myftiu Tërnava vizitoi këshillat e Bashkësisë Islame të Pejës, Istogut, Klinës, Deçanit dhe të Gjakovës,

*Prishtinë, 22-23 janar 2019*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga një pjesë e kabinetit të tij, vizitoi këshillat e Bashkësisë Islame të Pejës, Istogut, Klinës, Deçanit dhe të Gjakovës, ku u takua me administratën dhe imamët. Myftiu Tërnava i falënderoi imamët për kontributin që janë duke dhënë, si dhe porositi ata që të kenë bashkëpunim dhe unitet ndërmjet vete, duke i ofruar kështu xhematit Islamin siç porositin Kurani dhe Suneti i Pejgamberit a.s. Ai porositi që në rrugën e Islamit të thirret me urtësi, mençuri e me këshilla të mira, si dhe të jenë gjithnjë në krye të detyrës dhe në shërbim të xhematit. Myftiu Tërnava poashtu kërkoi nga administrata dhe imamët që të shtojnë atktivitetet edhe më shumë dhe të jenë në shërbim të plotë të xhematit. *(R.S)*









## BIRK-ut i jepet mirënjohje për kontributin në kuadër të fushatës "Ta Pastrojmë Kosovën!" nga Ministria e Mjedisit dhe Planifikimit Hapësinor

*Prishtinë, 10 janar 2019*

MMPH së bashku me "Let's Do It", pas 3 muajve të aktiviteteve të shumta në tërë Kosovën, përmbylli fushatën "Ta Pastrojmë Kosovën!", 15 shtator - 15 dhjetor 2018. Në këtë konferencë do të prezantohen të arriturat gjatë fushatës tremujore dhe do të bëhet shpallja e komunave fituese. Me rastin e përfundimit të fushatës, ministri i MMPH Fatmir Matoshi dhe drejtori i "Let's Do It Kosova", Luan Hasanaj falënderuan anëtarët e task forcës për angazhimin e tyre institucional, komunat, shoqërinë civile, vullnetarët, mediet dhe gjithë qytetarët e Kosovës për angazhimin e tyre për pastrimin e Kosovës. U çmua puna dhe angazhimi i vazhdueshëm i Bashkësisë Islame të Kosovës, e cila u nderua me mirënjohje të cilën ministri i Mjedisit dhe Planifikimit Hapësinor Fatmir Matoshi ia dorëzoi ushtruesit të detyrës së sekretarit të BIRK-ut, Ahmet ef. Sadriut. *(R.S).*



# Mbahet konferenca rajonale "Bashkësitë Islame në Evropën Lindore – të drejtat dhe obligimet"

*Prishtinë, 15-16 janar 2019*

Në Zagreb të Kroacisë, zhvilloi punimet konferenca rajonale "Bashkësitë Islame në Evropën Lindore – të drejtat dhe obligimet". Ndërkaq, kryetari i Zagrebit, dr. Milan Mandiç, theksoi se Islami dhe myslimanët në Evropë nuk janë të huaj, por janë pjesë e shoqërisë dhe pjesëmarrës në ndërtimit e Kroacisë dhe elementë përbërës të kësaj shoqërie. Ai ndër të tjerash theksoi se Evropa mund të marrë shembull Kroacinë për bashkëjetesën me bashkësitë fetare. Gjatë punimeve, para të pranishmëve e paraqiti kumtesën e tij kryetari i Kuvendit të BIRK-ut, dr. Ajni Sinani, i cili ndër të tjerash theksoi vlerat e Kosovës në bashkëjetesën dhe tolerancën e që mbretërojnë në Kosovë, duke vënë në pah rolin e Bashkësisë Islame të Kosovës për kultivimin e këtyre vlerave. Ai para të pranishmëve paraqiti punën dhe aktivitete e BIRK-ut për luftimin e dukurive negative siç janë terrorizmi dhe radikalizmi i dhunshëm, si dhe për bashkëpunimin e BIRK-ut me institucionet e shtetit të Kosovës në nivele të ndryshme për luftimin e këtyre dukurive. Në sesionin tematik "Shteti dhe Islami", me një kumtesë para të pranishmëve u paraqit edhe profesoresha e Fakultetit të Studimeve Islame, znj. Besa Ismaili, e cila foli në përgjithësi rreth periudhës post-komuniste në Ballkan, si dhe në veçanti për manifestimin e fetares në diskursin publik në Kosovë. Ajo gjithashtu paraqiti edhe kontributin e institucioneve arsimore të Bashkësisë Islame të Kosovës në ndërtimin e kohezionit social në shoqërinë kosovare, siç janë Medresetë dhe Fakulteti i Studimeve Islame. Në këtë Konferencë morën pjesë përfaqësues të bashkësive islame nga më shumë se 30 shtete evropiane. *(R.S & B.M).*





## Myftiu Tërnava takoi imamët e Prishtinës

*Prishtinë, 30 janar 2019*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga një pjesë e kabinetit të tij, sot vizitoi Këshillin e Bashkësisë Islame të Prishtinës, në të cilin u prit nga kryetari i këtij Këshilli Hetem ef. Sopjani. Kryetari Sopjani e njohu Myftiun Tërnava me organizimin dhe aktivitetet e KBI-së, së Prishtinës dhe punën që po bën ky Këshill dhe imamët.

Myftiu Tërnava gjatë kësaj vizite zhvilloi një takim me imamët e Këshillit të BI-së, të Prishtinës të cilët i përgëzoi dhe i falënderoi për punën dhe aktivitetin që janë duke bërë dhe po ashtu kërkoi bashkëpunim dhe unitet të ndërsjellë, duke i ofruar kështu xhematit Islamin ashtu siç është. Ne si popull jemi të veçuar që Allahu na ka bërë pjesë e kësaj feje.

Misioni ynë është ta përcjellim, ta kumtojmë dhe të mbjellim dashuri dhe respekt ndaj Islamit kudo që jemi dhe ta bëjmë atë të dashur tek të rinjtë dhe masa.

Ai po ashtu theksoi se falë Zotit dhe bamirësve BIRK-u ka një infrastrukturë të kompletuar po ashtu edhe me imamë të cilët vazhdimisht janë në shërbim të xhematit tonë.

Ai gjithashtu porositi imamët e Prishtinës që edhe më të japin kontribut në të mirë të Islamit dhe të vendit.



## U mbajt mbledhja e redaksisë së revistës "Dituria islame"

*Prishtinë, 24 janar 2019*

U mbajt mbledhja e redaksisë së revistës "Dituria islame", në të cilën u analizuan numrat 335, 336 dhe 337. Mbledhjen e hapi kryeredaktori i revistës dr. Ajni Sinani, i cili falënderoi anëtarët e redaksisë për angazhimin dhe për punën e tyre që kjo revistë të dalë sa më cilësore dhe që të arrijë më kohë në duart e lexuesve. Në këtë mbledhje mori pjesë edhe kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, i cili përgëzoi kryeredaktorin dr. Ajni Sinani dhe anëtarët e redaksisë për punën e tyre. Ai premtoi mbështetje të vazhdueshme në mënyrë që revista të dalë sa më mirë. Në këtë mbledhje po ashtu u dhanë edhe shumë sugjerime se si të begatohet edhe më shumë kjo revistë. *(R.S).*



